# KANUNI I LEKË DUKAGJINIT

- Kanuni i Lekë Dukagjinit, vepër e Shtjefën Gjeçovit ribotohet sipas botimit të vitit 1933 shtypur në Shkodër

## L I B R I  I  PARË

## K I S H A

Artikull i parë.

PJESA QYTETNORE

KRYE I PARË

Hija e kishës, Vorret, Pronet e pasunija e Kishës, Famullitari, Rrogtari, Puntorija e Kishës
NYE I PARË
Hija e Kishës.

§. 1. Kuptimi i hijes së Kishës

Per hije kishet xehet rrethi mje ku mrrin kufini I tokës, në të cillen asht nertue: a) Kisha b) bana (qela) e famullitarit.

§. 2. Tagari i Kishës

"Kisha ban tym në famulli."

1.- Kisha ka tager pasunijet si per gja, si per per tokë e shpija mbrendë e jashta famullijet.
2.- Kisha ka pjesë në mal, në vrri, nd'ujë e në mulli të kujris së famullis.
3.- Kishës i duhet ba pjesë në giobë të famullis.
4.- Kisha ka tager me ble e me shitë, si edhe me marrë e me mbajtë të falunat, qi i vijnë prej bujaris së bamirve e me i vendue si t'a shofë vetë me udhë.

§. 3. Paperlimsija e Kishës.

"Kisha nuk giobitet."
„Kisha s'ka peng me kend."

1.- Kisha gjindet e vendosne nen sundim të të Parit të Fes e jo nen ligjë të Kanunit: prandej Kanuni s'mund ti vejë kurrnji barrë kishës, veç se ka detyrë me i dale zot, kur kjo hupë ndihmen e tij.
2.- Me bijtë ndonji kundershtim ndermjet kishës e famullis, famullia s'mund t'i lypë peng kishës; veç do të bajë vaj te i Pari i Fes – te Ipeshkvi – e gjygjit të këtij, si kasha si famullia, do t'i rrijn pa fjalë.
3.- Per çdo mungesi, qi kisha mundet me ba në sy të famullis, kishës s'mund t'i mirret gioba, vetun I vehet me la damet, qi t'jenë ba per shkak të saj.

4.- Kisha s'ep pagesa as del n'ushtri, as u qet buken djemve të Bajrakut, as shkon angari nder punë të famullis. Veç se kur famullia dan me ba ndo'i punëper me mbajtë a per me shtue pasunin e kujris së vendit, në të cilin kasha të ket pjesë, kjo, atëherë, asht në detyrë me la pare, me qitë buken e me que puntorin në punë, mbas mndyert qi famullia t'i a u ketë da të gjithve për tym.

§. 4. Ndera e Kishës.

"Kisha shpatë e konop s'ka."
"Kush dhunon Kishën, dhunon Famullin."
"Nderen e Kishës e lypë Famullia."
"Kishës, mullinit, farkës e tragtores nuk i pritet kush mik."

1.- Kush dhunon kishën ka detyrë gioben a) kishës, b) famullis, c) Flamurit (Bajrakut).- Dhunon kishën njaj, qi fjaliset, shan a i kercnohet kuej, qi rreh a vret kend në Hije të kishës.
2.- Gioben fajtorit i a merr famullia e jo kisha; pse kisha shpatë e konop s'ka
3.- Kush vritet a rrihet qa në çë farë-do mndyre koritet prej kuejt, tuj hi a tuj dalë prej hijes së kishës, marre kishës nuk i len; pse kishës si pritet kush mik.
4.- Por, me pasë me krisë pushka jashta Hijes së kishës e me i ra kush ndoren kishës, atëherë aj njifet miku i kishës; e me pasë me i a çartë kush ndoren kishës, famullia asht në detyrë me e çue nderen e saj në vend (Vinctum, si aedes ejus (Dialis Flaminis) intrierit, solvit necessum est.- Gelliuws, b. 10. c. 15.-)

NYE I DYTË
Vorret.

§: 5.- 1.- Në vorre të njij vllaznije a të njij fisi s'hin i dekuni a i vrami i vllaznis a i fisit tjeter.- Po e bani kush ket punë pa leje të vllaznis a të fisit, të cilit janë vorret, Kanuni i venë detyrë me nxjerrë të deknin prej vorrit të huej.
2.- Me ardhë me ngulë në katund nji shpi, qi s'ka vllazni as, fis, të pelqyemit të katundit, i caktohet vendi i vorrete nder të famullis, tuj i a vu detyrë me ble qira a ndo'i send tjeter per lter.
3.- Kush fjaliset, a shan e I kercnohet kuej, e kush vret a rreh kend nder vorre, bjen në giobë si per Hije të kishës.

NYE I TRETË
Pronet e Pasunit e Kishës.
§. 6. Pronet e pasunija e kishës janë të paprekshme.

1.- Pronet e pasunija e kishës janë të paprekshme e s'mundet kush me vu dorë më'to.
2.- Pronet e pasunija e kishës janë nen roje të Mesharit të kishës e të famullis.
3.- Atë, qi guxon me shty kah pronet e pasunija e kishës, e bjen në mend famullija çmon damin, qi do t'a lajë damçori.
4.- Kur ndokush t'i a baj dam kishës kahpronet e pasunija, famullija çmon damin, qi do t'a lajë damçori.
5.- Kush vjedhë gjanë e kishës, posë se do t'a kthejë at gja mbas kanunit të vendit, ku gjindet kisha, ka edhe detyrë me i la gioben kishës për nderë të marre, e gioben famullis per ndore të çartune, pse kisha asht ndorja e famullis
6.- Kur cubi e njef gabimin evet e, pa u marrë vesh dhunaq, qi i ka ba kishës, i bjen në dorë Meshtarit të Famullis, tuj i a kthye gjanë e vjedhme,

s’ka detyrë kurrfarë giobet: Meshtari ka tagar me e falë.
7.- Me pasë me i ra cubi në dorë Meshtarit mbasi ky t’a ket laçit vjedhsin në famulli, famullija ka tagar me i marr gioben si per vendi si per kishë, edhe pse famulltari t’a ket falë vgabimin, me gjith gja të vjedhne.

§.7. Rregullimi i pasunis së kishës

1.- Pronet e pasunin e kishës rregullon Famulltari, e famullija nuk ka tagar me lypë arsye Famulltarit per perdorim të frytit të xjerrun prej pasunis së kishës.

NYE I KATERT.
Meshtari i Famullis, ase Famulltari.

§. 8. T’emnuemit e famulltarit.

1.- Famulltarin e ven Ipeshkvi në Famulli, dhe Ipeshkvi vetun ka me hjekë prej Famullije.

§. 9. Tagari e detyrët e Famulltarit.

1.- Famulltari ka tagar me mësue e me qortue Famullin e me i krye zyret e Fes gjithsi t’a lypë puna e shpirtit, e kurkush i famuulis s’ka pushtet me i u përzie nder detyrë të Meshtaris.
2.- Famulltari, për sherbim, qi i ban Famullis, ka tagar me marrë të dhetat e kishës, mbas Kanunit të vendit ku gjindet kisha.
3.- Famullia nuk ka detyrë me i a çue famulltarit të dhetat te dera; Famulltari do t’i nxjerrë e do t’i bajë me puntorë të vet.
4.- Famulltari ka tagar me marrë frytin e pasunis së kishës si të tokave, ashtu dhe gjave të gjalla, e kurrkush per te s’mund t’i lypë arsye perposë të Parit të vet.
5.- Famulltari ka detyrë me i ba Famullis gjith at sherbim shpirtit e Fejet, qi atij i a ven barrë Kanuni i kishës; e ma teper edhe do sherbime, si me thanë; me bekue shpijat, me thanë Meshë ndo’i herë në motmot nder vorre të largta prej kishës së Famullis etj.

§. 10. Vehtja e Famulltarit asht e paprekshme.

“Prifti asht ndorja e Famullis.”
“Prifti s’bjen më gjak.”
“Prifti s’çohet në be.”

1.- Kush ven gjojë në Famullitar, a e shan e i germushet, e ven dorë më te rreh, ase e vret aj do t’i perligjet Famullis në mëndyrë të Kanunit të vendit. Famullija asht në detyrë me e lypë nderen e Famullitarit të vet.
2.- Me vra kush Famullitarin, gjaksin e ndjek Famullija, Bajraku e shpija e të vramit.
3.- Me vra dorërasi prej Famullije a prej Bajrakut, shpija e Meshtarit, nuk mund të vrasë tjeterkend prej shpis së gjaksit; pse ndryshej e çon gjak te shpija.
4.- Me vra kend Meshtari, as kisha as Meshtari s’giobiten, edhe Meshtari nuk bjen në gjak: gjakun e ban shpija e Meshtarit
5.- Rrallë e gati kurr s’çohet Meshtari në be 1) e vetun per punë të madhe fort.
6.- me ndollë qi Meshtari çohet në be, a per me dlirë vendin a per poronik, ky vetem do të njehet e do zehet per njizet-e-kater vetë.

7.- Kur Meshtari ban be, tuj kenë se xehet per njeri i drejt e i kushtuem së Drejtës së pasosme, nuk lypet qi ai të perkasë Unjillin me dorë; por mjafton qi të shqyptojë fjalët e bes para Unjillit.
8.- Me ra Famulltari nen giobë s'e kapë Kanuni: asht puna e të Parit të vet.
9.- Po kje teper i randë faji i Meshtarit ndaj Famiullin, Meshtari do t'i shtrohet gjygjit të Kanunit. I Pari dergon nji Meshtar tjeter me shtrue pengun në Kanu n'emen të Famullitarit.
10.- Meshtari i Famullis mundet me i u matë edhe me i ra ndokuj e me gjith këta s'i lshon marre as të rrahunit as vetë nuk bjen në fjal para Kanunit.

NYE I PESËT
Rrogtari i Kishës.

§. 11.- 1.- Rrogtari i kishës asht lirë me punue në shtek të vet.
2.- Rrogtari i kishës kudo të shkojë e per çë do fjalë qi do t'i trokllojë kuej te dera mbas urdhnit të zotnis së vet, aj shkon e tregon n'emen të Famullitarit.
3.- Me e tundre kush rrogtarin e kishës me fjalë a me punë, zehet se tundon Famullitarin, e bjen në giobë të kishës mbas Kanunit.
4.- Gioba, qi mirret per punë të rrogtarit të kishës, nuk i perket rrogtarit, por kishës e katundit.
5.- Me vra kush rrogtarin e kishës, dorërasi per në kjofët i Famullis së vendit, ndiqet vetem prej shpis së të vramit; por, në kjoft se asht i katundit të huej, atëher e ndjek edhe Famullija, në të cilin rrogtari kje vra.

NYE I GJASHTËT.
Punterija e Kishës.

§. 12. – 1- Me nga kush puntorët e kishës, bjen në giobë të Famullis.
2.- Sado puntorë me pasë për të kenë në punë të kishës gergasi lan vetem nji giobë, por ma të randë.
3.- Gioba, qi merret per ngase të puntoris së kishës, dahet ndermjet kishës e puntorve.

Artikull i dytë.

PJESA NDESHKIMTARE

NYE I SHTATËT.
Amtyra e ndeshkimeve.

§. 13. Kuptimi i ndeshkimit.
Per ndeshkim kuptohet nji e keqe, qi prej pushtedit të ligjshem i pertrihet kuej per të bam.

§. 14. Të caktuemit e ndeshkimeve.
Vetem Bajraktari me krenë, e ndo'i herë edhe me të parë të kishës, ka tager me i a caktue ndeshkimin fajit të bam kundra kishës.

§. 15. Të dhanunat e ndeshkimit.
Fajtori, qi ka fye kishën, ndeshkimi i epet prej krenëve e prej vogjliet.

§. 16. Cilltia e ndeshkimeve kundra fajtorve të kishës
Ndeshkimet, qi nepen per faje tundra kishës, janë njikëto:

a) Të gjykuemt per dekë;
b) Të xjerrunt prej Bajrakut me rob e robi;
c) Të djegunt e shpis ;
d) Të Lanunt e tokës djerr a të premt e pemve;
e) Gioba me gja të gjalla ;
f) Gioba me pare.

V.O. mbas kanunit gioba me pare mundet me u la me do gja, tuj dhanë okën e drithit 1 grosh, okën e rakis 5 grosh, e kan e hullis 400 grosh.

NYE I TETËT
Caktimi i ndeshkimit mbas cillsis së fajit.

§. 17.- 1.- Kush then kishën, asht i djegun e i pjekun e i qitun me rob e robi jashta Bajrakut. Fajtori – dorërasi bahet batare prej Bajrakut, e shkon gjakhupë. Vllaznia e fisi ma i afermi i bakeqit e blen token e tij, e çmimi i saj i shkon kishës së thyeme.
2.- Kush vjedhë gjan e huej e shkon e e mshehë në kishë, pa dije të Famullitarit, i ka detyrë kishës 1000 grosh giobë per nderë të marre, e 100 desh e 1 ka giob Bajrakut, posë gjasë, qi do t'i a kthejë të zot't në mëndyrë të Kanunit.
3.- Kush të vjedhë gjanë e gjallë të kishës, më rreth kupreshin Kanuni, ka me la dy per nji, si gjithkuej.
4.- Kush të vjedhë në qelë a banë të Famullitarit, do të lajë dy per nji gjan e vjedhne, 100 grosh kishës, per nder të marre, e 100 desh e 1 ka giobë Bajrakut.
5.- Aj, qi shan a ven gojë më Meshtar të Famullis perpara popullit, ka 100 grosh giobë kishës, e 100 desh e 1 ka giobë Bajrakut.
6.- Aj, qi i kercnohet a i germushet Famullitarit, do ti laj10 desh giobë.
7,- Kush t'i shpifet Meshtarit në punë të rënd kah ndera, ka shpin e djegun e 100 desh e 1 ka giobë Bajrakut.
8.- Me vu kush dorë më Meshar, me e rrahë, me e shty a se me pshty, aj digjet e piqet e qitet jashtavendit, tuj i a lanë token bar (djerr) per disa vjet.
9.- Ai, qi vret Meshtarin, bahet batare prej Bajrakut e gjaku i hupë. Ma teper i digjet shpija, toka i lihet bar, pemët, vneshta e kopshtijet i priten e i rrenohen. Toka e pronet e dromet e tija jesin per kishë; por vllaznija munden me i shperblye me pare.
10.- Me i folë ndokush keq, a me nga rrogtarin e kishës, aj do t'apë 10 desh giobë Bajrakut, a se edhe ma, mbas rendis së fajit.
11.- Aj qi vret Rrogtarin e kishës, po ke dorasi i katundit, i digjet shpija e i merren 100 desh e 1 ka per giobë.
12.- Me nga kush me fjalë a me punë puntorët e kishës, fajtori do të lajë gioben e 10 deshve.
13.- Aj, qi s'i vehet ndeshkimit të kishës e të Kanunit, Bajraku do të mblidhet tok te shpija e tij e do ti marr gjithshka në ket vathë.

L I B R I I D Y T Ë

**F A M I L J A**

KRYE I DYTË

NDERTIMI I FAMILJES.

NYE I NANDËT.

Familja e kuptueme në vedvedi..

§. 18. Percaktimi i familjes.
Familja asht nji të mbledhun gjymtyrësh, të cilët gjallisin nen nji kulum, qellimi i të cillvet asht të shtuemt e gjindes nper mjet të martesës, të mkanbuent e tyne kah zhdrivillimi i shtatit e kah zhvillimi i mendes e i shises.

§. 19. Pjestarët e Familjes.
Familjen e perbajn gjindja e shpis; si të shtohen këta, dahen në vllazni, vllaznija në gjini, gjinija në fise, fiset në flamur e të gjith zbashku permblidhen në nji Familje ma të hapët, e cila quhet Kom, e kan nji atme, nji gjak, nji gjuhë, e doke.

§. 20. Tagri, perlimi e detyra e të zot't të shpis.
Mbas Kanunit, sundimi i shpis i perket ma të vjetrit nen kulm të shpis a se vllaut të parë; po s'paten ato veti , qi duhen per me krye ket zyre si e lyp detyra, atbotë zgidhet kuvendisht prej shpjakve njaj, qi të jet ma i meqem, i urtë e ma kujdestar.

Zot shpije mundet m'u ba edhe njeri i pamartuem.
I zoti i shpis ka tager:

1) me ndejë në krye të vendit në shpi të vet, edhe pse gjinden ma të vjerer se ky në shpi;
2) mbi armët e veta, edhe njiqind qese n'i bashin; mbi kal të shalës; mbi shtrojë e mblojë të veten; mbi veglat e kafes, e këto sende as kunaja e dahes s'i pershin;
3) mbi fitime të gjindes së shpis, të rrogës a të falmeve;
4) me ble, me shitë e me ndrrue tokë, si arë, livadhe, xana (ograja), prozhme, rendin e vadës gja të gjalla e remet;
5) me dhanë e me merrë uha e me hi dorzanë;
6) me ndreqë shpija, ksolla vithna, etj;
7) me çue në punë a në shtek gjinden e shpis;
8) me çue gjinden e shpis per puntorë uha a edhe fjal;
9) mbi venë e raki, a me ble a me shitë a me dhanë uha;
10) me ndeshkue gjinden e shpis, kur kur mos të hecin si e lypë e mara e shpis.

Ndeshkimet jan njikëto:

a) Me lanë pa hanger
b) Me u hjekun armët e krahit a të brezit per nji a dy javë;
c) Me lidhë a me burgosun në shpi;
d) Kryekcyemin me e da shpijet me pjesë, qi i perket, per me shporrë shnerzimin e rrezikun.

10) Me hi dorëzanë kush i shpis pertej se i ban arma; me shitë, me ble a me

ndrrue gja pa leje të zot’t të shpis, ka tager mos mu pergjegjë, se Kanuja s’e xen per të zakonshme as të shitmen, as të blemen as të ndrruemen e as dorëzanin këso dore, e çdo send a gja do të shkembet, se a’ba pa leje të zot’t të shpis.

§. 21. Perlimi e detyra e të zot’t të shpis.

1) Mu perkujdesë per të marët e gjindes e të shpis;
2) Me mbajt në fre gjinden e shpis të mos t’i sjellin ndo’i dam a rrenim;
3) Me pri ma i pari në punë qi i perkasin vehtjes së tij;
4) Me mbajtë sy mbi tokët, të mos të jesin djerr; mbi tufë të gjas s’gjallë, të mos praptohet e mara e sajë;
5) Me punue me mend e urti merenda e jashta shpijet e të mos t’a çoj rrenimi e fika shpin;
6) M’u perkujdesë per veshë e mbathë të gjindes së shpis prej fitimeve të shpis;
7) Me mbajtë udhen e drejtsis në shpi, e mos me i a mbajtë krahin ma teper njanitt se tjetrit;
8) M’u ble armët djelmvet, kur të shofë se janë ba per to.

§. 22. Tagri i së zojës së shpis.
E zoja e shpis ka tager:

1) Mbi të gjtha sendet, qi bahen në shpi;
2) Me dhanë a me lypë uha miell, bukë, krypë, djath, e tlyen ;
3) Me i urdhnue grat e shpis, me i çue per ujë, per dru, m’u çue bukë puntorvet, me ujët (me vaditë), me bajtë pleh, me korrë e me mihë a me qirue.

§. 23. Perelimi i zojës së shpis.
E zoja e shpis ka:

1) Me ba gati mjesditen e darken, me zie, me ndreqë tryezen e me da haenat;
2) Me i a vu menden bylmetit të mos të shkoj dam ;
3) Mos me shitë, a me ble a me ndrrue gja pa leje të zot’t të shpis. E zoja e shpis s’gatuen, s’shkon per ujë, s’ban dru, as pleh, as me ujët as me korrë a me qirue, as bukë m’u çue puntorvet;
4) Me shikue drejtsin në të ndrequn të gjindes e të fmive të shpis; mos me i a mbajtë krahin kuej ma teper se tjetrit;
5) E zoja e shpis do të përkujdeset per fmi, sa të jen në punë grat.

§. 24. Tagri i gjindes së shpis.
Gjindja e shpis ka tager:

1) Me hjekë të zo’n e shpis per në pashin se nuk punon per të marët e shpis a i çon kah fika;
2) Me hjekë të zojen e shpis, per n’u raftë per sysh se bracnon, a shet gja tinëz – edhe nji kokerr voejet me kenë – a n’u mbajtë krah fmivet të vet ma teper se të tjervet.
3) Mbi armët e veta seicili; munden me shitë, me ndrrue, a me lanë peng, porse s’kan tager me lypë tjetren në shpi;
4) Mbi qe ka tager bulku, qi i nget: me i ndimue kuej a uha a falë pa pasë nevojë per leje të zot’t të shpis;
5) Mbi tuf dhensh ka tager bariu, qi i ruen; i zoti i shpis s’ka tager me i u perzie në ket zyre; para se të shes gja a të prese ndo’i kambë berri, bariut do t’i thotë, e

ky e din se çë fare berri a lope asht per t'u hjekë.

§. 25. Perlimi i gjindes së ships asht:

1) Mos me hi dorzanë pa leje të zot't të shpis ;
2) Munden me hi dorëzanë edhe pa e pvetë të zo'n e shpis, porse per aq, sa u ban arma, se kjo asht e vehtja;
3) Nuk munden me i shkue kuej per puntorë pa leje të zot't të shpis
4) Nuk munden me shit as me ble as me ndrrue gja;
5) Gjindja e ships nuk munden me mundshtue të zo'n e shpis në punët e shpis a të krahit;
6) Me ndigiue, e me shkue gjithkund t'urdhnoje i zoti i ships;
7) Kuj t'i a njese gishtin i zoti i shpis me dal n'ushtri, do të dale;
8) Granija janë në detyrë me punue per shpi; po u teproj koha, si të lirohen prej punve të shpis, munden me ba punë doret të vetat.

NYE I DHETËT.
Familja e kuptueme në Katund e në Flamur.

§. 26. Tagri i Familjes.

1) Ka tager e za në kuvend të katundit;
2) Ka tager në pjesë të giobës së katundit;
3) Ka tager në kujri të katundit;
4) Ka tager me marr më ndore kedo;
5) Ka tager me pri me unë zjarmi e me spatë në të djegun të nji shpije në fis të vet;
6) Ka tager me pri gjobtarvetnë vathë të fisit të vet;
7) Me ra më ndo'i faj të randë shpja, per të cilin i shkon ndeshkimi i unës së zjarmit e i spatës, as katundi as Flamuri s'mund vej dorë më rrenim pa pri vet fajtori.

§. 27. Perlimi i Familjes.

a) në Katund:
1) I zoti i shpis do të pergjegjet per çdo dam, qi t'bajn kuej gjindja;
2) Do të dalë në kuvend gjith sa herë të mblidhet katundi;
3) Do të çojë puntorin në punë, qi ka katundi rrethas;

b) në Flamur:
1) Do të dalë në kuvend të Flamurit kur të thirren "Burrë per shpi" ;
2) Do të pergjigjet rrethas me katund per "dy hae bukë" djemvet të Flamurit ;
3) Do të lajë 400 grosh giobë Derës së Gjomarkut per çdo vrasë ;
4) Do të dalë n'ushtri të Flamurit.

# L I B R I I T R E T Ë

## **M A R T E S A**

NYE I NJIMBDHETËT
Percaktimi e mëndyrët e Martesës.

§. 28. Percaktimi i Martesës në Kanun.

M'u martue më kanun do'me thanë m'u ba shpi, me i a shtue shpis nji rob ma teper, sa per krah të punve, sa per të shtuem të fmive.

§. 29. Mëndyrat e Martesës.

a) Martesa me kunorë, e pelqyeme kah Feja e kanuja e Lekës
b) Gruja e mbajtne mbi kunorë, kundra Fejet e kanujet të Lekës;
c) Gruja e vajza e grabitme, e jasht-zakonshme kah Feja e kanuja;
d) Martesa me provë kundra Fejet e kanuiet.

NYE I DYMBDHETËT.
Tagari i djalit e i vajzës.

§. 30. Tagri i djalit.

"Djali ka tager me mendue per martes të vet, po s'pat prind".
Djali sa të ket prind s'ka tager :
a) me mendue per martesë të vet;
b) me shenjue shkuesin
c) m'u perzie në fejesë të vet;
d) as në shej, as në petka, as në këpucë, e as në të prem fejet.

§. 31. Tagri vajzës.

Vajza, edhe në mos pasët prindt, ajo s'ka tager me mendue per Martes të vet, tagri asht në dorë të vllazenve a të kusherijve.
Vajza s'ka tager:
a) me zgjedhë fatin e vet; do të shkojë per ate, per të cilin t'a fejojn;
b) m'u perzie në shkuesi as në fejesë;
c) as në këpucë as në petka.

NYE I TREMBDHETËT.
Detyrët e burrit e të grues.

§. 32. Detyrët e burrit ndaj gruen.

Burri a'në detyrë:
a) me u perkujdesë per veshë e mathë e per gjithshka të lyprt per me mbajtë jeten;
b) me ruejtë nderen e grues e mos me e lanë me u ankue per kurrnji nevojë.

§. 33. Detyrët e grues ndaj burrin.

Grueja a'në detyrë:
a) me i a ruejtë nderen burrit;
b) me i rrogue pa zhibla;
c) me i ndejë nen sundim;
d) m'u pergjegjë detyrve të kunorës;
e) me rritë e me mkambë fmin me nderë;

f) me i ndejë gadi me të veshmen e të mathmen (kah e qepmja);
g) mos me iu perzie në fejes të të bijve e të të bijave.

§. 34. Tagri i grues së vejë.

Grueja ka tager me lypë prej burrit të mbajtmen, e veshen e mathen.

NYE I KATERMBDHETËT.
Tagri i burrit të vejë e i grues së vejë.

§. 35. Tagri i burrit të vejë.

Burri i vejë, po s'pat prind, ka tager me folë vetë per martesë të vet, (porse burri i Malevet të Shqypnisw s'e ban ket punë, edhe në dijtë se do t'jesë pa u martue; dokja asht me qitë nji tjeter qi të flasë per te perkah martesa).

§. 36. Tagri i grues së vejë.

''Grueja e vejë flet vetë. – Grueja e vejë i kthen krushqit m'udhë''.
Grueja e vejë ka tager:
a) me folë vetë kah martesa;
b) me zgjidhë per fat ate, qi t'i pelqejë per sy;
c) me da me gisht shkuesin, qi t'ia biej shejin.

KRYE I TRETË.

SHKUESIJA . FEJESA

NYE I PESËMBDHETËT.
Shkuesija.

§. 37. Percaktimi i shkuesit.

Shkues thirret njaj, i cili rreket m'u fjalë-mirë a te prindja e vajzës, qi të marrin a të napin vajzen per at djalë.

§. 38. Tagri e perlimi i Shkuesit.

1. Shkuesi asht ndermjetsi te dhandrri e te nusja (te djali e te vajza), të mos të luejn fjalet as njana as tjetra lagje.
2. Shkuesi ka tager mbi 50 grosh të shkuesit, per kpucë, të preme prej kanuje.
3. Kpucët e shkuesit e kan vaden në ditë qi të mirret nusja.
4. Shkuesin e gjen a shpija e vajzës a shpija e djalit.
5. Kpucët e shkuesit i ban gjith-herë shpija e dhandrrit, edhe ne e shenjoft shkuesin shpija e nuses.
6. Shkuesi ka tager me folë sa per prindt e vajzës, ashtu edhe per prindt e djalit.
7. Perlimi i shkuesit asht me hecë per të marrun vesht, per me çue paret me t'a'n a të vllan e dhandrrit te prindja e vajzës.
8. Shkuesi ka tager m'u perzie në çdo punë ndermjet prindës së djalit e të vazës, mje në ditë të martesës.

NYE I GJASHTËMBDHETËT.

Fejesa

§. 39. Të ndaluemt e martesës në Kanun.

Në fejesë varzash do të shikjohet:
a) Të mos jetë gjak e gjini;
b) Të mos jetë të njij fisit;
c) Të mos të jetë mesë fisit të djalit, qi do me e nxanë;
d) Të mos të jetë grueja e lshume;
e) Të mos të ketë kumari:

1) në të peshuem në derë të Kishës;
2) në kunorë;
3) në të marrun të flokvet;
4) të mos të jetë vllaznue me gjak të pim.

Kanuja s'e ban fejesen e martesen, kur të ndermjetson ndalimet e naltpermenduna, edhe në katerqind breza me kenë (me gabue kush kundra këtyne ndalimeve, fisi i vet e giobitë, e qillon qi edhe shpin i a djegë).
Në fejesë të lirë asht kanu qi të shkoje shkuesi e i ati - a i vllaj – i djalit te prindja e vajzës, per me çue shejin në natë të dame.
Të himit n'anë, shkuesi do të perpushë zjarmin, para se të lypë vajzen; si t'a perpush zjarmin, flet. Si të ketë hanger darkë, i ati i dhandrrit do t'i apë shkuesit në dorë si paret, si shejin. Shkuesi si të njehë paret më qethit, do të çohet më kambë, e lshon në dorë të t'et të vajzes si paret, si shejin.

§. 40. " Nuse pa shkuesi s'bahet".

Vajza e grabitne a e hikne, me gjetë burrë, nuk mund të stoliset si nuse; do të shkojë vajzënisht – me petka vajzënijet – per arsye, qi u muer e shkoi jasht kanujet pa shkues.

NYE I SHTATËMBDHETËT.
Sheji.
"Sheji, mje ke të hjekish dorë, t'a ban nierin t'andin".

§. 41. Percaktimi i Shejit.

Sheji perbahet prej njij unaze të remët a t'argjanët (tash vonë), se arit s'i dihet fija nder malci t'ona. "Unaza e dhetë grosh" janë me kanun. Sheji as ndrrohet as kthehet per të gjallët t'atij, qi e xen vajzen. Me shej perdorohet vajza, e, po duelen fjalet, prindja e vajzës shpis së dhandrrit i kan nji gjak.

§. 42. Tagri i djalit per me lshue vajzen e zanun.

Njatë herë kur t'i teket djalit, asht i lirë me lshue vajzen e xanun, porse sheji e gjithsa pare të ket la per vajzë i hupin; arsyeja asht: "kush e lshon vajzen nder unazë, kanuja a ban gjobë hem shejin hem paret sa të ket la per te." Para se ta lshojë vajzen djali, do të bajë me dije shkuesin e ky me dy shokë të katundit të djalit do të shkojë te prindja e vajzës, e nder sy të dy shokve të katundit të vajzës, u kallxon, se djali, qi e pat xanë vajzen e tyne, a'tue hjekë dorë, e janë lirë me ë martue njeti.

§. 43. Vajza nen unazë nuk ka tager me lshue djalin.

Vajza e xanun nuk mundet me e lshue djalin edhe në mos e pasët per sy.
Po s'ndegjoi vajza me shkue m'at fat, qi e ka xanë, e edhe prindja i perkrahen së bis, kjo s'mund të martohet ma per të gjallët e dhandrrit me tjeterkend.
Prindja e vajzës janë detyrë me i a kthye shpis së dhandrrit mje në ma të mbramin dysh, qi kan la per at vajzë.
Sheji e dhetë grosht e kanus, qi i janë çue vajzës kur u xu, do të jesin n'arkë të sajë deri diten e dekës së dhandrrit; e të dije si vajza, si djali, si prindja se aj dhandrrit; e të dije si vajza, si djali, si prindja se aj shej s'i len me luejtë.
Kah kanuja, vajza jet e lidhun, e veç me leje të dhandrrit qi e pat xanë e per në hjekët dorë ky, se s'mund të martohet, e s'a'kanun qi të shkojë tjeterkush me e lypë, si të dijë se gjindet e pengueme.
Edhe po e muer tjeter grue dhandrri vajza e xanun prej tij jet e lidhun se e lidhun.
Me dekë të dhandrrit, kanuja e liron vajzen, e, po desht, mundet të martohet per arsye qi "me dekë të dhandrrit, sheji xehet i hupun".
Po s'nigioi vajza me shkue m'at fat, qi e pat xanë, edhe me perdhuni do t'ia apin atij, qi e ka xanë me "Fishek më shinë"; e per n'i raftë per sy vajza tue hikun, ky e vret me fishek të prindës së saj, e gjaku i vajzës shkon hupës, per arsye qi me fishek të tyne e vrau.

NYE I TETËMBDHETËT.
"E premja e Fes". – Dita më shej.

§. 44. Percaktimi i "Fes së preme."

"Me pre Fen" do' me thanë me da diten e vaden e kputme se kur me nisë krushqt per me marrë nusen.
Si t'i "pritet feja" vajzës, tuj kenë ditë më shej, krushqt do të nisen at ditë as kanuja s'e shtyn, as ban qi të shtyhet.
Krushqt do të shkojn me marrë nusen at ditë, edhe me dijt se a'tuj dekë nusja, zhagas e rrshanas do t'a çojnë në shpi të dhandrrit.
Krushqve s'u ndalet udha, edhe me pasë të dekmin në shpi, prindja e dhandrrit e prindja e vajzës.
I dekni në shpi, krushqt do të nisen; nusja hinë në shpi, I dekni del shpijet.
Andej të vajtohet, këndej të këndohet. (Kjo thtohet per me diftue se as deka ket ditë s'mund t'i ndal krushqt, se me këndue nuk këndohet.)

NYE I NANDBËMBDHETËT.
Çmimi, qi nepej e nepet per gra.

Çmimi, qi nepej per varza a gra, tash 50 vjetë e andej, perbahej prej 50, 100, 200 mije 400 groshësh.
Çmimi i kanus së vonë perbahet prej 1500 groshve, aq sa ban gjaku i grues.

NYE I NJIZETËT.
Trshigimi I grues Shqyptare.

Grueja shqyptare farë trashigimit s'ka te prindja, as më plang, as në shpi, - kanuja e xen gruen si nji tepricë në shpi.
Prindja s'mendon per pajë as per kurrnji send per vajzë të vet; qi e xen do t'i a

baje kujdesin.
Prindja e djalit, qi e xun vajzen do të mendojn per gjith shka duhet per martesë të saj.

KRYE I KATERT

DARSMA

NYE I NJIZETEPARË.

Gatimi i darsmes në Kanun.

§. 45. Per darsem do të gatohen:

a) Kau i darsmes do të qesë 100 okë mish e vjamë;
b) Nji barrë miell kallamoqit;
c) 4 babune grunë – miell grunit;
d) 12 okë sheqer;
e) 8 okë oriz;
f) 4 okë mjalët;
g) 10 okë djathë
h) 2 okë tlyen;
i) 3 okë voj të butë;
j) 70 okë raki.

V.O. heret në vend të rakis ishte vena.

§. 46. Në darsem të Kanus hijn:

a) 12 Krushq e 13 Krushka;
b) Thirca;
c) Strafuleca;
d) Sherbtorë;
e) Kcimatare;
f) Desharët;
g) Kangë vallesh;
h) Dhandrri e Nusja;
i) Dy dishmitarë (Kumarët e Kunorës);
j) Kunora.

§. 47. Detyra e të zot't të Darsmes.

Kater javë para para darsmet i ati i dhandrrit a i zoti i shpis do të shkojë vetë me krye me thirrë krushqit.
Ma para thirren krushqit miq, mandej krushqit shokë.

§. 48. "Asht kanum, qi mikut t'i shkohet në darsem me dash."

Desh do të çojn:
a) Nipa e sternipa, edhe në djep me kenë e ama do t'a ket dashin per per doret e djepinmë shpinë;
b) I ungji i dhandrrit.

§. 49.Rendi kur do të shkohet në darsem.

a) T'Ejten shkojn bijat e nipat;
b) Të Premten mbrama shkojn Thirrca, Strufulleca, Magjatore, Ujatore, Deshtarët, e Krushqit miq.
Deshtarët, të mrrijmit n'oborr të dhandrrit, do të qesin ka'i pushkë per krye.
c) Të Shtunden nadje shkojnë Krushqit shokë.
Të Shtunden, si të nisen Krushqit, do të therret gjengji i darsmes.

NYE I NJIZETEDYTË
Prija e Krushqvet.

§ 50. "Prirjen e kryshqve e lype e pvete e veç atij qi i perketse s'kä burrë, qi munde të prijë".
Asht e rrebët kjo kanu.
Prija e krushqve s'luhet as ndrrohet.
Me bame hetue i zoti i darsmes, e me me shenjue per krushk të parë ate, të cilit s'i shkon prija e krushqis, posë qi bjen në gjobe, edhe krushkaparin, qi aj e shenjoji, kanuja s'i a xen.
Krushkapari s'mundet me kenë:
a) Mik, por shoq i katundit të dhandrrit;
b) Nuk do t'jet prej vllaznije a fisit të dhandrit, por prej fisit tjeter.
Krushkaparin kanuja s'e shikon per dukë, por të cilit I perket prija, e edhe fmi e shemtim per sy me kenë, shpija e dhandrrit do ta pelqeje.

§ 51. Vargu i krushqve m'udhë.

Rreshti i krushqve kur të nisen me marr nusen, e tuj u kthye me te, mbas kanunit ashtu është njek.

I. - Krushkapari, shoq, prin
II. - Krushku mik
III. – Krushku shoq
IV. – Krushku mik
V. – Krushku shoq
VI. – Krushku mik
VII. – Krushku shoq
VIII. – Krushku mik
IX. – Krushku shoq
X. – Krushku mik
XI. – Krushku shoq
XII. – Krushku shoq me dash per doret.
XIII. – Krushka tuj e reshtë dashin.

Ma i mbrami do të shojë i ati a i vllaj i dhandrrit me kal per doret.
Krushqit, tue u nisë per nuse, do të qesin ka nji pushkë per krye n'oborr të dhandrrit.

NYE I NJIZETETRETETË

"Krushqit pa e me nuse, e percjells a me të deknin, s'mund t'i kalojn kuj per derë, posë me kenë shteku a udha e katunit a udha e madhe".

§.52. Udhen e katundit e udhen e madhe, s'ka burrë qi mund t'i a ndalue kuej, edhe me kenë se i kalon para derës së ships.

Aty, ku kalon nieri, kalon edhe bagëtija, kalon i gjalli, e kalohet me të dekunin.
M'u rrenim m'udhë të madhe, zhyt e mbyt, aty do të kaloj shtektari e bagëtija, nusja me krushq, e përcjellsa me të deknin.
Zameja e të zot't lypet – pa ndryshim – per me i kalue rrazë shpijet, e ky mundet me lirue shtekun, porse me fjalë, të mos i jesë aty udhë, e të mos i bahet ndera dhunë.
Me ba me u trimnue kush, a krushqit a percjellësat me të deknin, me i kalue per derë, kanuja e ep me i këthye dalë, per arsye qi shtekun e shpis e të pronvet të veta e ka per vedi e jo per udhë të madhe.
Me qillue se shtyhen me besat (forkade), ka ndollë, qi janë ba shokë të deknit, e nuses i a vu futa më krye.

NYE I NJIZETEKATERT.
"Krushku i vendit t'ia lshojë udhen krushkut mik".

Krushqit m'udhë, tue shkue per nuse s'mund të qesin pushkë, e kanuaj ven leçi mos me i ngue kush.
Shtektarët, çfarëdo kambet e nderjet të jenë, qi ndeshen me krushq, do të shmangin udhen sa të kalojn krushqit.
Krushku i vendit do t'i a lshojë udhen krushkut mik; kjo asht kanu detyret e burrnijet, qi e kan pasë malet t'ona që se mbahet në mend.
Mu ndeshë me krushq miq në katund a në Flamur t'em, kanuja më ven detyrm'u shmangë me krushqt e mi, sa të kalojnë krushqt miq.
Mu ndeshë dy lagje krushq në katund a në Flamur të huej, kanu detyret asht të shmangen sa njana sa tjetra lagje, e të ndahen me nderë e pa fjalë.

NYE I NJIZETEPESËT.
"Krushku – krushk, Miku – mik"

§.53.Kanuja S'na ven leçi mos me nga mikun më shpi t'onë.
"Krushku a'krushk" e kanuja na len shtekun të lirë me e nga, edhepse na xen caranin e votres. – Me nga krushkun s'i quhet kuej për marre.
Qe arsyeja:
Krushqit vijn dhe biejn me vedi mish, meze, raki (venë) paret e së bujtmes e tjera; kah kanuja krushqit han buken e vet në shpi t'eme.

§.54. Krushqit do biejn me vedi:

1. – Dashin 12 okësh rrumull; po erdh mengut, i ati i nuses ka tager me ngushtue Krushkaparin qi të blejë'i dash tjetër si e lypë kanuja;
2. – Në ditë krezhmijet do të bjejn 8 okë peshk të that;
3. – Djathë 2 okë;
4. – Venë 8 okë;
5. – Raki 2 okë;
6. – 12 grosh pare të s'bujtmes; - këto pare janë per bukë, qi u qet krushqve shpija e nuses okë e grosh;
7. – Djalit, qi u del krushqve përpara 5 grosh;
8. – Grues, qi e vesh nusen 5 grosh;

9. – 10 grosh ungjittë vajzës- vllaut të s'amës.

a) Krushqt vijn si grabitçarë e si nji tubë cubash at natë, per me ra pre e me marrë nierin si rob të xanun, e s'vijn si miq;
b) Edhe i zoti i shpis, pra, e ka shtekun çilë me i ngucatë2, m'u ra prej tuj u ndalë armët, e peng me te s'mund të qesin, se kanuja s'jau gjegjë vajin.

§.55. Darsma në shpi të nuses.

Në shpi, prej së cilës del nusja, s'a'kanun me kndue, as me qitë pushkë.
Krushqt edhe në mrrijshin heret në katund të nuses, s'a'kanu m'u nisë kah shpija, pa prendue dielli e pa u muzgë.
Nji holli kaut larg'shpis së nuses, nji prej shokësh të katundit të nuses, i cili s'do të jet as gjak as fis me nusen, do t'u dalë perpara krushqve.
Krushqt, tuj mrrijtë n'oborr të nuses do të qesin ka nji pushkë per krye, ashtu edhe kur të dalin m'u nisë me nusen.
Krushkapari vetem flet, krushqt tjerë s'akanu qi të flasin, posë n'u thirrët a n'u pvetët kush me emen.
Krushqt me krushken do të hajn bukë zbashkut më njitryezë; s'a'kanu me i da dyzash.
Si të kryhet buka, do të lshojn dasmorët dhantit per nusen mbi bukë të pathyememë tryezë.
Dhantia perbahet prejnji groshit per krye, s'a'kanu me dhanë as ma teper as mengut.

KRYE I PESËT.
KANUNI I DHANDRRIS.

NYE I NJIZETEGJASHTËT.
"Me dekë dhandrri, prindja e nuses janë në detyrë me i a kthye gjysen e çmimit shpis së dhandrrit".

§56. Tagri i shpis së dhandrrit e detyra e mikut.

Me dekë dhandrri pa e marrë nusen, mikut i jet në dorë Sheji (unaza) e dhetë grosh të kanus, se paret tjera do t'i a kthejë prindës së dhandrrit deri në ma të mbramin dysh.
U martue dhandrri e veç nji natë e kaloi me nusen e diq, gjysen e çmimit do t'i a kthejë miku prindës së dhandrrit.
Me dekë dhandrri n'at vjetë qiu martue , gjysen se gjysen e çmimit i a kthen miku i prindës së dhandrrit. Me dekë dhandrri në krye të dy vjetve mbas marteset, dy pjesë të çmimit miku i ndal për veti, të treten i a kthen prindës së dhandrrit.
Me dekë dhandrri edhe vjetin e dytë, por tuj lan fmi në cara të votres, miku s'i a ka farë detyret prindës së dhandrrit, per arsye qi bija i a la shpin të perzieme e çmimin i a lau me fmi qi i a la në plang.
Me dekë dhandrri në krye të tri vjetve, prindës së këtij s'i jet gja me marrë te miku, për arsye qi bija e ktij a bani rrogen në derë.

NYE I NJIZETESHTATËT.
Deka e nuses.

§.57. Tagri i prindës së nuses.

Me dekë nusja në krye të tri vjetve mbas marteset, pa lanë fmi në plang të burrit, prindja e kësaj kan tager me marrë petkat e rrgjanet, porse arka me dry me nji palë petka do të jesin ke prindja e burrit.
Me dekë gruja, tuj lanë një djalë a vajzë te burri, prindja e kësaj kanë tager mbi rrgjanet e frytit, se tjera sende do të jesin në shpi të burrit.

NYE I NJIZETETETETETËT.
„Gruja s'bjen në gjak" – „Grueja lshon më gjak prinden"

Njimend se mbas kanunit t'onë „gjaku shkon per gisht", porse kjo kanu s'e pershin gruen, per arsye, qi „Grueja s'bjen në gjak" edhe me qillue se vret kend.
Me vra grueja burrin e vet a kedo, prindja e kësaj do t'apin arsye per at gjak.
Burri e blen mundin e të jetuemt e grues, por jo jeten e saj.
Me gjetë gja gruen per faj të burrit, prindja e kësaj i lypin arsye më kanu.
Me rrahë burri gruen, nuk bie në faj kah kanuja, e as prindja s'mund t'a kerkojn të rrahmen.
Me plyrë burri gruen, e po bani vaj kjo ke prindt, burri do t'u apë arsye.
Me mbytë grueja burrin, e m'u çue i kunati me vra të kunaten, pse i a vrau të vllan, kjo s'asht e perligjme më kanun. – Gjaku i grues s'bahet krahas me gjak të burrit; pra, tepricen e gjakut të burrit do t'a perligjin prindja e grues.
Sikurse janë në detyrë prindja me dhanë arsye per çdo punë të ligë qi të bajë në derë të burrit a kuejdo bija e tyne, ashtu çmimin e gjakut të saj.

NYE I NJIZETENANDËT.
„Grueja asht shakull per me bajt".

Grueja njifet si një calikë per me bajtë sa të jetë në derë të burrit, se prindja se hjekin dorë prej sojet, e ndalin per vedi e mbi vedi të të pergjegjmen per te, por edhe me lypë arsye, me ba me gjetë gja.

NYE I TRIDHETËT.
Grueja e vejë.

Grueja, qi mbet e vejë e pa fmi, tuj u da me shpi të burrit, petkat, qi pat pru si nuse e arken me dry i merr me vedi.
Grueja e re, qi mbetet e vejë, por me fmi, po desht me ndejë në plang të burrit me fmi, do të dorzanitet me dy lagje dorzanë: dy dorzanë do të jenë të katundit ku mbet e vejë, se s'ka me pasë kush punë me te, e se s'do t'i a korisin emnin prindës as burrit të dekun; dy tjerë do të qes prindja a kushrinja e saj se s'do t'a dajn prej fmive, veç në lypët vet m'u da e m'u marte.
Grueja, qi mbet pa burrë e pa fmi, e, pse e shtyme në vjetë, i lutet prindes me e lanënë plang të burrit, s'guxon me e trazue kush prej vllaznis a fisit të burrit.
Grueja e vejë e pa djelm per në pasët varza të martueme, ka tager me ndejë e me jetue në plang të burrit. Mundet me shkue edhe ke prindët a ke ndonjana bijë e martueme me gjallit, e toka e burrit do t'I qes bukën e gojës – tri barrë drithë per vjet deri në dekë.
Po u marte grueja e vejë, atbotë rrnesën e vet e gjen te burri i dytë, se toka e burrit të parë s'qet bimë ma per të.

NYE I TRIDHETEPARË.

Theku i prem.
(Me lshue gruen)

Po s'u pru grueja si duhet te burri, kanuja i nep leje me i pre thekun a flokun e me lshue.
Kunora jet, e as burri as grueja nuk mund të martohen për të gjallët.
Po u qortue grueja, mbas të lutmes së dashamirve, qillon qi burri e merr perseri.
Per dy punë e ka fishekun në shpinë grueja e per nji punë i pritet theku e lshohet.
a) per kurvni;
b) per mik të prem.
Per këto dy punë të pabesijet i shoqi e vret të shoqen, e rrin pa ndore, pa besë e pa kenë i ndjekun për gjak, se prindja e nuses së vrame marrin çmimin e gjakut, e këtij do t'i napin fishekun e do t'i qesin dorëzanët.
Per bracni a cubni burri e lshon gruen porse tjeter dhunë s'ka tager me i ba grues.
Grueja, qi lshohet, tuj dalë shpijet të burrit, kurrnji send s'ka tager me marrë me vedi posë petkash, qi ka në shtat. I hupin petkat grues së lshueme, perse çmimi, qi ka pasë la burri per të, i jet ke prindt.
Me pasë djalë prej gjiut grueja e lshueme, i shoqi, edhe pse e din kathedret, asht në detyrë me i a shenjue nji vend rreth plangut të vet, me i a dhanë djalin e me mbajtë me vesh e me mathë e me bukë.

NYE I TRIDHETEDYTË.
Grueja e pa-kunorë.

Aj, qi të marrë gruen pa kunorë, jet i lidhun kah Feja edhe kah kanuja.
Grueja e pa-kunorë farë tagrit s'ka në shpi të burrit.
Kanuja i nep këto ndeshkime burrit, qi merr grue të pa kunorë:
a) shpija i digjet e toka i jet djerr;
b) xirret prej vendit, e s'mund t'a shklasë token e vet mje qi t'a largojë gruen e mbajtne pa kunorë;
c) në pasët fmi me grue të pa kunorë, njehen të pa-ligjë e prandej s'mund të bahen kurr perkaes (trashigues).

KRYE I GJASHTËT.
PRINDJA. (Baba – Nana – Djelmt)

NYE I TRIDHETETRETË.
Baba – Burri.

§.58. Tagri I burrit mbi gruen.

Burri ka tager:
a) me kshillue e me qortue gruen;
b) b) me rrahë e me lidhë gruen e vet, kùr të mbrrîjë me i a perbuzë fjalen e urdhnit.

§.59. Tagri i babës mbi të bijt.

Baba kà tager:

a) mbi jetë e mbl gjallnim të të bijve
b) me rrahë, me lidhë, me burgosë a edhè me vrà të birin e të bin, kanuja s'i lypë arsye, edhè î a xên se vret vendin: "Kush vret vedin shkon gjak-hupës,
c) me nijtë të birin në rrogë sà herë të duej, per arsye, qi "Sà të jét i ati gjàll, i biri njehet si bulg ",
mbi fitimet e të birit, të rrogës a sidà kojshin ;
d) me shitë e me blé, me dhânë e me mârrë,
e) me karmue të birin shpijet pa pjesë, kùr mos t'i rrije nen sundim e ndigiesë; -porsè, si të desë i ati, i biri vien ne trashigirn t'et.

§. 60.Detyra e babës.

a) Baba âsht me detyrë mu rrekë per të mirë të të bijve si kah ndera si ka pasunija.
b) m'u blé armë djelmve. si të bàhen per'to:
c) mos me bâ testamende. si të ket të bijt:
d) trashigimin paraz m'u làn djelmvet

NYE I TRIDHETEKATERT.
Nana – Grueja.

§. 61. Paperlimsija e grues.

a) Burri nuk kà tager mbi jetë të gures
b) Grueja farë tagrit s'kà as inbi të bijt as në shpi,
c) Me vrà i biri t'âmen, bien në gjak me prindt e sâmës,
d) Me rrah, me plyrë a me vrà gruen e burrit dora e huej,nderen i a kérkon burri, varren é gjakun prindja.
e) Me rrehë kunetija gruen e burrit, prindja e grues i a lypin nderen, në mos i raftë s mbrapa i shoqi.
f) Me kenë nâna gergase (qi perzien e shpin), i biri e qet tàmen prej shpijet pâ njesë e pà gjâ, veç se vjetin e parë do t'i apë buken e gojës (tri barrë drithë) e tjetër s'i kà.

NYE I TRIDHETEPESËT.
Djelmt.

§.62. Detyra e perlinii i dielmvet

a) Bijt jau kan detyrë prindës bindjen e ndigiesen,
b) do të rrîjn nen sundim të t'et mje qi të desë ky,
c) smund të siellin doren më 'ta, as m'u rà ndesh fjalës,
d) per çdo pûnë do të mêrren vesht me t'anë;
e) pà lêje të t'et s'mund të shkojn kund,
f) pà zamê të t'et s'mund të blejn as s'mund të shesin gjâ, e as farë mârrdhâmet s'mund të kenë me kend,
g) smundne me hî dorëzânë, posë per aq.. sà u bâjn armëi e brêzit,
h) s'munden me qitë fanë më rrugë të madhe edhè pse â'plakë jetôs,
i) me pretue (me mârrë pré), me viedhë a me vrà kend i biri, i ati do të pergiegjet per arsye qi "Fitimi e rreziku i të bijve i perpiesënohet t'et e vllazenve"
j) me vrà i biri t'anë, fisi a grîn dorërasinn ase e xjerrë vendit per gjithë herë;
k) me i u mbushë menja ndonjênit nder dielm me u dà prej t'et, del pà pjesë e pà

gjâ.

§.63. Tagri i Parbinis ( i dialit të parë).

a) Djalit të parë i perket sundimi i shpis mbas dekës së t'et,
b) Vllau i parë do të pvetet per gjithshka mbrenda e jashta shpijet,
c) Me kênë derë Flamurtari, djalit të pare të vllaut të parë i perket Flamuri,
d) Me kênë derë Vojvodet, djalit të parë të vllaut të parë i perket prî,ja,
e) Me kênë Plak katundit, djalit të vllaut te pare i perket strapleqnija.

Oroe: Sà të jét pà u dà shpija, i ungji i të bijve të vllaut të parë nder zyre të katundit e të Flamurit, si të dahen, s'kan tager m'u perzie nder zyre të naltpermenduna, as i ungji as të bijt e tij, pse jânë të të bijve të vllaut të parë.

KRYE I SHTATËT.
TË DAMT.

§.64. Në Kanû të të damit pershîhen.

1.Shpija, troje e vithna. 2.Toka: a)arë b)vneshta, c)livadhe, d)xâna, ograja, e)prozhme zabele, 3.Vada (rendi i ujit), 4.Mullîni-, 5.Fitim e të prishuna, 6.Armët, 7.Rêmet, hekurishta, almistra qésh, 8.Rraqe shpijet - shtroja e mbloja , 9.gjâja e gjallë:lopë, qé, kual, dele e dhi, 10.Drithi e çdo bimë aret, 11.Bletët, 12. Djathi e tlyeni; 13.Vêna e rakija, 14.Pleqt e të damit.

§.64. Shpija, troje e vithna.

1. Shpija me tokë, qi të ketë per rreth, i perket vllaut të mbramë.
2. Prroje e vithna dahen per -Vllà aq pjesësh, s'â zjarmijesh të dahen vllazent.

§.66. Toka.

1.Toka e të parve do të dahet me terkuzë - per vllà.
2.Toka e bléme prej djlemve mbas dekës së prindës - do të dahet per pushkë.
3.Vllau i ndermjemët kà tager me zgjedh tokë kû të duej.
4. Ara, vneshta, livadhi, xâna ograja, prozhme e zabele do të dahen me terkuzë per vllà, sà njani,tetri.
5. Kujnija, mali e bjeshka s'dahen,'do t'a kenë zbashkut, si per drû si per kullosë

§.67. Vada.

Rendi i ujit do të dahet me kerçik mbas oket.

§.68. Mullîni

Mullîni, si toka, dahet per vllà.

§. 69. Fitime e të prishuna.

1.Fitimet e të prishunàt jânë të plangut: shpija i gzon e, pà u dà shpija,.do të lahen.
2. Fitime të posaçta kanuja së veçon: "Shka të xânë të dàmt në shpi, jet

mbrendë."
3.Paja e grues nuk hîn në pleqëni të damit.
4. Dhantit, qi i mblidhen nuses në ditë të martesës, si te prindja, si te burri, kanuja é të damit nuk i pershîn, jânë të grues.

§.70. Armët.

Armët do ti epen vllaut të parë

§.71. Rême, hekurishta, alinistra qésh.

Rêmet do të dahen per vllà. si edhé hekurishtat: spata, sheten. kosa, kmesa, kîza, sharra, thadra, dalta, etj… ashjû edhé almistra qesh.

§.72. Rraqe shpijet.

a) Shtroja e rnbloja do të dahen per vllà:
b) vozga, govixha, fuçija, sheka, per vllà:
c) lugë, qêtha, vjedra (mielca), mtîj, turren e drûve, vegsha, vorba, kuça, e shka të jenë ênë drûnit e dheut, i dàn e zoja e shpis per mbas msimit të pleqve, ashtû adhè pulat.

§.73. Glâja e gjallë.

"Berret dahen per pushkë". - Në të dam të berrevet, të lopvet. të qevet e të kualvet mârrin vetun ata, qi jânë të zot me bajtë armë.

§.74. Drithi.

1. Drithi dahet per gojë". Burravet, gravet e fmivet do t'u epet buka e gojës në ditë të të damit.
2. Fmija - djalé a vajze - pa e mbushë vjetin, s'kan tager në bukë të gojës. Si të mbushin vjetin, do tu dahet pjesa e bukës si tjervet.
3. Jo veç drithi, por edhè çdo bimë tjeter e arve a e kopshtijeve, do të dahet per gojë.

§. 75. Bletët.
1. Zgjojt e bletve do të dahen per vllà.
3. Mjalti dahet per gojë.

§. 76. Diathi e tlyeni.

Bylmeti e çdo melmesë do të dahet per gojë.

§.77. Vêna e rakija.

Vêna e rakija, me nji fjalë, glithshka hahet e pihet, do të dahen per gojë.

§.78. Pleqt e të damit.

1.Pleqt e të damit do të ienë dy a kater, a si t'a lypë nevoia e shpis, qi dahet.
2. Pleqt e të damit kan tager me mârrë ka nji berr per krye plakut.

3. Kpucët e pleqve të të damit do t'i apin zbashkut vllazent, qi dahen.
Oroe.

§.79.
a) Plakut të shkretë do ti epen të prishunat e drekve pà u dà shpija.
b) Vllaut të pamartuem do ti epen të prishunat e martesës pà u dà shpija.
c) Granija s'hîjn në pjesë të të damit, posë per bukë të gojës - në të gjitha sendet, qi hahen e pihen.
d) Grazhdi - sâna e kashta - dahen mbas gjâjet.

§.8O. Po u mbush mendia vllazenve me u dà per të gjallët e t'et, këta nuk kan tager me u perzie as në tokë, as në pasuni, e do të shkojë seciIi n'at piesë, qi t'u a shênjojë i ati.

§.81. Mbas deket të t'et, kanuja e të damit nuk i veçon vllazent, por, sà të jenë, aq pesësh do t'a dajn pasunin e t'et, si të tundshmen si edhè të, patundshmen.

§.82. Me kênë kater vllazen, e per në qitshin Pleqt per m'u dà, token e të parve do t'a dajn me terkuzë per vllà.

§.83. Me u dà dy vllazen më nji krah e dy tjerë me nji tjeter, token e të parve e dajn per gjymës, token e bleme prej sish per pushkë.

§.84. Me dekë njani vllà prej dy te damve, pà lânë djalë në voter, toka, qi i pat rà në pjesë, do të dahet trish, posë tokësh të bleme mbrapa e pos gjâsë së gjallë të pertrîme mbasi jânë dà.

§.85. Paragrafi 83 e 84 pershîn edhè vllazen dy nanash.

§.86. Vllazent e dàm nii herë me gùr e kufi, po u perzîen persri, e mbas do kohe u mbushet mendja me u sterdà, tokët i dajn mbas kufinit të së dames së parë. Per në paçin blé tokë të reja e pertrî gjâ të gjalla permbasi u perzien, do të qesin ne pûnë § 83.

§.87. Me kênë dy a mâ shum vllazen, e me dekë njani tuj lànë djalë mbrapa, kùr të dahen, djali i vorfen dahet me t'ungjin si vllà, mêrr pjesen e t'et.

KRYE I TETËT.
TRASHIGIMET.

NYE I TRIDHETEGJASHTËT.
Tagari I trashigimit në Kanu.

§. 99. Me mbajtë në shpi varzat e plangut të shuem, me i a bajtë kujdesin per kah vesha e mbatha.

§.100. Me martue varzat e vorfna.

§.101. Me pritë në të pam e me i përcjellë mbas kanunit.

§.102. Me u ba drekët bisave, po diqnenë shpi të vet para a mbas maltese.

NYE I TRIDHETETETETETËT.
Vllau i shpifun.

§.103. Vlla i shpifun, mbas Kanunit, thirrej njaj, i cili len nanës me burrë të dytë.
§.104. Vllau i shpifun s’ka tager trashigimi as perkasie në plang të burrittë parë të nanës.

KRYE I NANDËT.
TË LANUNAT.
Testamendet

NYE I TRIDHETENANDËT.
Pecaktimi i testamendeve.

Oroe: Kanûni i Lekës nuk nief testamende, e, per në dashtë kush me lânë gjâ prej pasunish të veta per shpirt, duhet doemos pelqimi i kushrîjve.

§.105. Percaktimi i të Lânunave (i Testamendeve).

Per te lânunat a të falmet a, si thotë gola e kombit tonë "me lânë giâsend per shpirt" mêrret vesht me lânë gja per kish, si arë a livadh, kopshtë a vêshtë, prozhem a zabel, rendin e ujit, a edhè lang e plang me t'eger e të butë, do të két:
a) mendt e shndoshta në krye,
b) të jét i lirë kah e lânmja;
c) mos të jét i tutun prej kercnimit të ndokuej
d) të két tager me lânë.

NYE I KATERDHETËT.
Mëndyrë të lanunash.

§.106. Të lânunat jânë dy mëndyrësh: me barrë e pà barrë.
a) Të lânunat me barrë (me detyrë) jânë ato kùr lânësi i cakton kishës nji detyrë, b.f. me thânë nji a dy Meshë në vjetë per shpirt të tij a të parvet të tij, per at pasuni, qi po lên.
b) Të lânunat pà barrë jânë ato, kùr lânësi lên gjâsend per kish pà i caktue kurrfarë detyre, e xêhet si e falun.
c) Lânësi âsht në detyrë me mbledhë kushrinin e vet e Pleqt e fisit me dishmitarë, e, si lânësi si këta, do të vêjn gisht në leter si e lypë kanûni.

NYE I KATERDHEPARË.
Tagri i të dalunit fare.

§.107. Gjithkush âsht i zoti i pasunis së vet, e aj, i cilli don me lânë gjânë e vet per kishë, âsht i lirë e nuk mund t'a ndalë kush.

§.108. Baba edhè në mos pasët djelm, nuk mundet me u lânë bijave as tokë, as plâng, as shpi.

§.109. Baba. per të gjallë të vet, kà tager me u falë bijavet të holla. Rraqe, çakla, permbas deket të t'et s'kà tager bija me lypë të falmet e të folmet e t'et.

NYE I KATERDHEDYTË.

Tagri i kushrinis.

§.11O. Kushrinija e të dalunit fare kanë tager me shperblye token e gjânë e të dalunit fare, porsè çmimin e kësaj pasunije do t'ia dorëzojn Kishës, mbas mendes së të dalunit fare.

§.111. Me pasë lânë uhà e detyrë gjaqesh i daluni fare, do të lahen prel pasunish të shperblyeme prej kushrîjsh, e tepricen do t'i a dorëzojn Kishës per shpirt të të dalunit fare.

§.112. Me dekë në të papritun i daluni fare, kushrinija, kan tager mbi giâ e pasuni të tij.

§.113. Edhè në mos lashtë gjâ me shkrim i daluni fare, kushrinila jânë në detyrë me mendue, per shpirt të tij, po s'e mueren në kujdes ket pûnë kushrinija, fisi e Pleqt e katundit, kùr t'a dajn pasunin e tij, u caktojn se shka do të lânë per Kishë.

§.114. Në pasët bija të martueme i daluni fare, e per ne e shperbleshin pasunin e tij kushrinija, në detyrë.jânë me pritë e me i perejellë mbas kanunit.

§.115. Po pat dielm, i jati nuk mundet me bâ testamend.

§.116. Po diq i ati në të papritun, tuj lânë djalin férishte djepi, kushrinija do t'a mârrë në kujdes pasunin e dialin mje qi të bâhet 15 vjeç.

NYE I KATERDHETRETË.
Rrogtari.

§.117. Zotnija kà urdhnesen, rrogtari ndigjesen.

§.118. Rroga lahet mbas vendimit, qi të bâhet ndermiet zotnis e rrogtarit.

§.119. Per ndo'i fâj, qi të bâj rrogtari zotnija s'mund i a bâjë giobë rrogen.

§.120. Po vodh a vrau kend rrogtari me bukë e me fjalë të zotnis, rrogtari bjen në faj e ne gjak, porsè dâmi âsht i zotnis. e ky do t'a xjerrë së keq rrogtarin.

§.121. Po ndodhi cubnija a vrasa ne katund të zotnis, do t'a largojë rrogtarin, porse do t'a percjellë me rrogë të motmotit per arsye qi faji kje i zotnis e jo i rrogtarit.

§.122. Po bâni ndo'i mbrapshti rrogtari a në katund të zotnis a jashta këtij, porsè në mende të vet e pà dije të zotnis, dâmin e gioben do t'a hjekë rrogtari, e në dashtë zotnija me e percjellë, rrogen deri n'at ditë do t'ia apë.

§.123. Me vrà kend rrogtari në mende të vet, gjakun e çon te shpija e vet.

§.124. Me vrà kush rrogtarin, bjen nëgjak me shpi të tij, por zotnis i pritet mik.

§.125. Me i u mbushë mendja zotnis me e dà rrogtarin, veç pse nuk i pelqen e pà e gletë në faj, rrogen e vietit do t'i a lajë.

§.126. Me u dyndë zotnija me plang pre një krahine në nji tjeter, po s'e muer rrogtarin me vedi i a kà detyrë rrogen e vjetit, po s'u gjegj rrogtari me i shkue mbrapa, i a kà rrogen deri n'at ditë.

§.127. Po i kcej rrogtarit me u dà prej rroget para vadjet, veç pse i merzitun, zotnija do t'i apë rrogen mje m'at ditë.

§.128. Po s'heci mbas andes së zotnis rrogtari, mund t'a dajë, 'se me vû gojë keqas mbë tê e me vû dorë nuk mundet.

§.129. Me shà keqas a me rrafé rrogtarin zotnija, e per n'u daftë ky para vadjet, per të rrafme e per të shame do t'i ligjohet.

§.130. Brimen e qortimin e zotnis do t'i kaperdîje rrogtari.

§.131. Me rrafé rrogtarin dora e huej, ky lypë gjygj e zotnija buken e dhûnueme.

§.132. Në themel xêhet shpija, po kje kullë, mëdheskë a ksollë, mjaft qi të két carânin e votres e të qesë tym.

§.133. Çdo ndertesë qi të gjindet n'oborr, âsht e njitun me shpi, pse gjindet në hije të saj, po u tye., kà globë e dy per nji.

§.134. S'i hîhet kuej në shpi, per pà i bâ zâ n'oborr.

§.135. Thirre e, s't'u pergjegj kush, a rrî e prit, a nisu në pûnë Vande.

§.136. Po u shtyne e çile deren, shpija xêhet e thyeme edhè e pruejtun, e cilla kà 500 grosh giobë, e rraqet e hupuna dy per nji.

§.137. Kanum thotë: kush Vi a thejë shpin kuej, per nderë të mârrun kà 500 grosh globë. Flamurit (Bajrakut). e prej sendesh të vjedhuna dy per nji të zot't.

§.138. Vathi e gjâs kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.139. Vathi i blet-ve kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.140. Çerraniku i tamblit kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.141. Koshari i drithit kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.142. Me i a thye kuej shtegun e oborrit, t'arës, të livadhit a të kopshtit, qi i kà pàra shpije, kà 500 grosh giobë, e të zott pûnen të ndreqme. në kullosë

§.143. Bari thirret aj«. qi 1 prîn tufës-g.lâs

§.144. Bariu-rrogtàr âsht në detvre me i a vû menden tufës té; mos t'i damtoliet as mos Vi bâje dam kuej.

§.145. Po 1 bâni dam kuej barlu me gjâ, i zoti i tufés e làn e jo bariu.

§.146. Me 1 tretë ndo'l k-ambë berri bariut. do t'a bâje me dije të zo'n e tufés. e. si 1 zoti si edhè bariu do të perpiqen në hetim të tij.

§.147. Po i treti bahut ndo 1 berr pà shêj e pà dukë, i zo ti i tufés kà tager me e cue barin deri në bé, po i u là me bé, s'i k-à t*eter devuë.

§.148. Po thej qafen a u kafshue prej hishe ndo'i berr. bariu â'në det-vre me i a çue shêjin

të zot't e tjeter detyrë s'i kà.

§.149. Po i a vodh kush ndo 'i berr bariut, detyra e këtij âsht me e bâ me dije të zon e tufës, tuj 1 a kallxue vendin e kohen se kû e kùr u vodh-, tjeter detyrë s'i kà.(I)

§.150. Po duel cub barîu vetë, gjânë e vjedhun do Vi a kthe.jë të zot't në mëndyrë të kanunit, edhè e perejellë në pûnë të vet. Në mos e pasët krye vietin, rroga do fi epet mie në ditë, në të cillen u gjet në faj.

§.151. Me vrà bariu cubin tuj vjedhë a tu] pretue tufen, gjakun e çon te shpija e vet, e sà per berr a tufé të pretueme, i zoti do të krepatohet.

§.152. Bariu âsht në detyrë me rueitë gjân, e nuk do të pshtetet në të thurun a të pà thurun, sepse "gjâja do rojë, 'se hecë, e toka nuk luen".

§.153. "Ndera e vathit âsht në kum-
bonë".

§.154. Po u muer pré, per dhûnë a pre ndo 'i marazit e faqe bariut skjapi a dashi i kumbonës, e po s'u vràn n'at hov, 500 grosh giobë i mirren pretarit e gjâja dy per nji

§.155. Kryeglâja âsht e të zot't, me cofé ndo 'l kâmë, dâmi âsht 1 të zot't. Per vertetini do t'l çohet të zot't' shêj*l prej atlj, qi e kà per gjymës.

§.156. Po u dhàn per giymës dhi a dele, pjella, këmenda e leshi dahen per gjymës nderi-n'
et zotnis e bariut.
§.157. 1 zoti s'âsht me detyrë me mendue as per krypë as per kësollë, por bariu qi 1 mêrr per gjymës.

§.158. Po u dha viçi fêmen e u rrit në derë të bariut, si të pjellë, pjella e parë âsht e banut, qi e rriti, e bylmeti per glymës.

§.159. Po e prishi barlu bylmetin e glâs, qi kà per iz*,,-mës. det~, ré i a k-â të zot't a pjesen e bylmetit a piellen.

§.160. Glâla per g*j~,mës nepet e mirret gjithherë në vieshtë.

§.161. Lopa per p'~-rnés i sjellë të zot't 4 okë djathë e 2 ok-ë ilven.

§.162. Në dhetë krenë dhi, 1 zoti mêrr 5 okë tlyen - g«-,,mës ok-e per k-r~e. J.,

§.163. Në dhetë î~-renë dele, 1 zoti mêrr 5 okë tlyen - gjymës ok-e per kn-e.

§.164. Në d"athë s1à tager 1 zoti as në të dhive, as në të deleve.

§.165. Kryeglâja âsht e të zot't, e cilla as nuk shtohet, as nuk dnohet kurr.

§.166. Kryegjâja kurr s'cofë.

§.167. Lesht e kmenda e kryegjâs âsht e të zott.

§.168. Pjella âsht krejt e bariut, mje qi t'i.

L I B R I  I  K A T Ë R T

**S H P I, G J A  E  P R O N E**

KRYE I DHETËT

NYE I KATERDHETEKATERT.

“Shpija e thyeme ka 500 grosh giobë e dy per nji të zot’z”.

§.132. Në themel xêhet shpija, po kje kullë, mëdheskë a ksollë, mjaft qi të két carânin e votres e të qesë tym.

§.133. Çdo ndertesë qi të gjindet n'oborr, âsht e njitun me shpi, pse gjindet në hije të saj, po u tye, kà giobë e dy per nji.

§.134. S'i hîhet kuej në shpi, per pà i bâ zâ n'oborr.

§.135. Thirre e, s't'u pergjegj kush, a rrî e prit, a nisu në pûnë t’ande.

§.136. Po u shtyne e çile deren, shpija xêhet e thyeme edhè e pruejtun, e cilla kà 500 grosh giobë, e rraqet e hupuna dy per nji.

§.137. Kanuni thotë: kush t’i a thejë shpin kuej, per nderë të mârrun kà 500 grosh giobë. Flamurit (Bajrakut). e prej sendesh të vjedhuna dy per nji të zot't.

§.138. Vathi e gjâs kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.139. Vathi i bletve kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.140. Çerraniku i tamblit kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.141. Koshari i drithit kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't.

§.142. Me i a thye kuej shtegun e oborrit, t'arës, të livadhit a të kopshtit, qi i kà pàra shpije, kà 500 grosh giobë, e të zott pûnen të ndreqme.

KRYE I NJIMBDHTËT.

GJAJA E GJALLË.
NYE I KATERDHETEPESËT.
Bariu.

“Shpija e thyeme ka 500 grosh giobë e dy per nji të zot’z”.

§.143. Bari thirret aj. qi i prîn tufës-gjâs në kullosë

§.144. Bariu-rrogtàr âsht në detvre me i a vû menden tufës të mos t'i damtohet as mos t’i bâje dam kuej.

§.145. Po i bâni dam kuej bariu me gjâ, i zoti i tufés e làn e jo bariu.

§.146. Me i tretë ndo'i kambë berri bariut. do t'a bâje me dije të zo'n e tufés, e, si i zoti si edhè bariu do të perpiqen në hetim të tij.

§.147. Po i treti bariut ndo i berr pà shêj e pà dukë, i zoti i tufés kà tager me e çue barin deri në bé, po i u là me bé, s'i kà tjeter detyrë.

§.148. Po thej qafen a u kafshue prej bishe ndo'i berr, bariu â'në detyrë me i a çue shêjin të zot't e tjeter detyrë s'i kà.

§.149. Po i a vodh kush ndo 'i berr bariut, detyra e këtij âsht me e bâ me dije të zon e tufës, tuj i a kallxue vendin e kohen se kû e kùr u vodh, tjeter detyrë s'i kà.

§.150. Po duel cub barîu vetë, gjânë e vjedhun do t ‘i a kthejë të zot't në mëndyrë të kanunit, edhè e perejellë në pûnë të vet. Në mos e pasët krye vietin, rroga do fi epet mje në ditë, në të cillen u gjet në faj.

§.151. Me vrà bariu cubin tuj vjedhë a tuj pretue tufen, gjakun e çon te shpija e vet, e sà per berr a tufé të pretueme, i zoti do të krepatohet.

§.152. Bariu âsht në detyrë me rueitë gjân, e nuk do të pshtetet në të thurun a të pà thurun, sepse "gjâja do rojë, 'se hecë, e toka nuk luen".

NYE I KATERDHETEGJASHTËT.
Skjapi a dashi i kumbonës ( Ogiçi ).

§.153. "Ndera e vathit âsht në kumbonë".

§.154. Po u muer pré, per dhûnë a pre ndo 'i marazit e faqe bariut skjapi a dashi i kumbonës, e po s'u vràn n'at hov, 500 grosh giobë i mirren pretarit e gjâja dy per nji.

NYE I KATERDHESHTATËT.
Gjaja per gjymës.

§.155. Kryegjâja âsht e të zot't, me cofé ndo 'i kâmë, dâmi âsht i të zot't. Per vertetini do t'l çohet të zot't' shêji prej atij, qi e kà per gjymës.

§.156. Po u dhàn per giymës dhi a dele, pjella, këmenda e leshi dahen per gjymës ndermjet zotnis e bariut.

§.157. I zoti s'âsht me detyrë me mendue as per krypë as per kësollë, por bariu qi i mêrr per gjymës.

§.158. Po u dha viçi fêmen e u rrit në derë të bariut, si të pjellë, pjella e parë âsht e bariut, qi e rriti, e bylmeti per glymës.

§.159. Po e prishi barlu bylmetin e glâs, qi kà per gjymës. detyrë i a kà të zot't a pjesen e bylmetit a piellen.

§.160. Gjâja per gjymës nepet e mirret gjithherë në vieshtë.

§.161. Lopa per për gjymës i sjellë të zot't 4 okë djathë e 2 okë tlyen.

§.162. Në dhetë krenë dhi, i zoti mêrr 5 okë tlyen - gjymës oke per krye.

§.163. Në dhetë krenë dele, i zoti mêrr 5 okë tlyen - gjymës oke per krye.

§.164. Në djathë s'kà tager i zoti as në të dhive, as në të deleve.

NYE I KATERDHETETETËT.
Kryegjaja.

§.165. Kryegjâja âsht e të zot't, e cilla as nuk shtohet, as nuk dnohet kurr.

§.166. Kryegjâja kurr s'cofë.

§.167. Lesht e kmenda e kryegjâs âsht e të zott.

§.168. Pjella âsht krejt e bariut, mje qi t'i rritje në derë kryegjâja.

§.169. Bylmeti dahet si të bâhet ndermjet tyne. - Vende vende bylmeti nuk nepet aspak.

§.170. Po u damtue ndo'i kambë berri, dami âsht i bariut, e do t'a pertrîjë per me e mbushë numrin.

NYE I KATERDHETENANDËT.
Gjaja me pergjegje.

§.171. "Gjâja me pergjegje nuk mirret".

§.172. Po more gjân per giymës, detyra e pergjegjes nuk të lidhë, dami âsht i të zot't.

§.173. Po u shkaktue dami prej pàkujdesit të bariut, dami âsht i tij e giânë e damtueme do t'a pertrijë.

NYE I PESËDHETËT.
Dosa per gjymës.

§.174. Po u muer derku fêmen per gjymës e porsà t'a daje dosa, edhè e rriti aj, qi

e mure, pjellen e saj do t'a dajë per gjymës me të zo'n.

§.175. Dosa i jet bariut, qi e rriti, per të cillen do t'i apë zot't nji derk mâ teper.

§.176. Po s'u mbarrs dosa n'at vjetë, bariu nuk mund t'a shes as s'mund t'a presë, por do t'a lâjë qi të pjellë nji herë.

§.177. Po u kervis dosa e puell e i shkuen dam dirqt pà i dà e âma, do t'a ruej bariu mje qi të mbarrset e të pjellë së dyti, e dirqt dahen si në 174.

§.178. Dirqt dahen 'si t'i dajë e âma e jo para.

§.179. Po u dha per gjymës dosa e rritun, pjella dahet per gjymës, e dosa i kthehet të zot't, per të cillen do t'i lêhet bariut nji derk mâ teper.

NYE I PESËDHETEPARË.
Steli i qênit.

§.180. Qêni i hekurave kà stelin e vet.

§.181. Steli âsht tbâna e rojsit të shpis e të vathit.

§.182. Po vrau kush qênin në stel të vet, i kà 500 grosh të zot't të qênit.

§.183. Qêni i hekurave lshohet mbas darkësh të mdhaja, e rrin zgjidhë mje qi të dalë drita.

§.184. Të shkrepunit dielli, qêni i hekurave do të gjindet në stel me hekura në qafé.

§.185. Po t'u turr qêni n'udhë të madhe, si të dalë drita, e nuk mund i pshtove pà e vrà, edhè e vrave, peng e plak nuk mund të lypë i zoti i qênit, per arsye qi "Udha e madhe nuk làn gjâ".

§.186. Po t'u turr qêni në çdo kohë të ditës, i drodhe pushken edhè e vrave, tuj i rà a ballit a krahnorit, qêni shkon hupës.

§.187. Qêni në dam vritet, por at-botë veç kùr të gjindet me "mish në gojë" b.f. tuj të bâ dam ndo 'i kambë berri në tufé.

§.188. Qênit në mal, tuj shkue mbas tufés së vet, s'i pritet gjygji: po e vrave, làn qênin.

§.189. Prifti nuk mundet me mbajtë qên hekurash te Qela (Kisha), per arsye qi Prifti do të gjindet gati natë e ditë per çdo nevojë të popullit.

NYE I PESËDHEDYTË.
Kau më hu.

§.190. Po desht me mbajtë qên hekurash Prifti, as natë as ditë nuk mund t'a lirojé prej hekurash.

§.191. Kau më hù po e dimnoi bulku, kà nji barrë drithë, po e dimnoi i zoti kà nji barrë e gjymës,.

§.192. Po u vodh kau më hù, bulku e i zoti i kaut do të rreken në hetim të tij.

§.193. Kapucarin do t'a lajn zbashkut, sà niani tjetri.

§.194. Po i vojt mendja të zot't, se bulku i a kà damtue kàn, ky do t’i lahet me bé.

§.195. Po e kaptoi kan bisha a e xû' giarpni në mal e bulku e gjet cofêt, do t’a çojë të zot't Ikuren a ndo'i shêj tjeter.

§.196. Po hupi kau pa shej e pà dukë, bulku do t’i ligjohet të zot't me bé, se nuk kà gisht në dam të kaut.

§.197. Po s'e ngau kan bulku, aj pasët e grazhdofët, porse të zot't i a ka hunin

§.198. Bulku do t’i çoië të zot't bimen te dera.

NYE I PESEDHETETRETË.
Bleta.

§.199. "Vathi i bletës i thyern kà 500 grosh giobë e dy per nji të zot't."

§.200. Vathi i bletve, kah Kanûja, i parazohet shpis së thyeme, vathit të gjâs, kosharit të drithit e çarranikut të tamblit.

§.201. Kush të viedhë nji zgjue bletet në vathë, vathi xêhet i thyern, prà kà 500 grosh giobë, e të zot't dy zgjoj per nji.

§.202. Po i rà mohit, bén e kà me 12 poronikë, 6 të niehun e 6 të paniehun.

§.203. Zgjoni i bletës me miza mbrendë, mbas çmimit të Kanûs, bân 50 grosh.

§.204. Oka e mjaltit bân 5 grosh, oka e dyllit 5 grosh.

§.205. Bleta e hikun, qi xên vend në pêmë a gardh të huej, âsht e të zot't, qi i vêhet permbrapa, e i zoti i pêmës a i gardhit nuk mund t’i a ndalë.

§. 206. Bleta e hikun prej vathit të vet, po zû' vend në pêmë a gardh të huej pà e mârrë mbrapa kush, i zoti i pêniës e i gardhit ka tager mos me i a dhânë kuej e me e ndalë per vedi.

§.207. Bleta, qi Ishoin, do të mirret mbrapa kambë me kaimbë e do të ndiqet mje qi të zatesë kund, e, kûdo qi të ndalet, e mbiedhë i zoti.

§.208. Po Ishoi bIeta edhè shkoi me zatetë kund pà e mârrë mbrapa kush, ajo qi t'a gjêjë mâ i pari, e mbledhë per vedi.

§.209. Po u çue kush atie vonë, edhè i duel zot bletës së hikun, pà e pasë màrrë mbrapa, kanûja nuk i a gjegjë vajin e bé per bletë nuk i epet kuej, per arsye qi nuk mundet kush me thânë se kjo bletë âsht e êmja, po s'e pat marrë mbrapa

kambë me kamdë kùr i hiku, 'se "bletë kjo, bletë ajo".

§.210. Bleten e gjetun nder kopshtîje të hueja a në rrethînë të shpis së huej nuk mund t'a mbledhë kush, âsht e atij, në kopslitë a rrethînë të të cillit u gjet.

§.211. Bleta e gjetun në mal a nder prozhme të hueja, po kje larg shpijash, âsht e atij, qi e gjet.

§.212. Bleta e gjetun nder shpella té shkambîjve të vendit të huej, po kje larg shpijash, âsht e atij, qi e gjet. per ndryshej âsht e atij në rrethînë të të cilit u gjet.

KRYE I DYMBDHTËT.
PRONET.
NYE I PESËDHETEKATERT.
Caktimi i pronvet.

§.213. Shkaf â'shpi, qi qet tym, do të két pronet e veta.

§.214. Plangu i shpis kà oborr e kopshtë, kà vêshtë e arë, kà livadh e xâna, kà udhë e shteg, kà kufij si në mal, si në vrrî, si në fushë.

§.215. Të gjItha tymet kart pjesë në kujri.

§.216. Ara, vêshta, kopshti e livadhi, xâna, prozhme e zabele, jânë të dame me kufij.

§.217. Kujrija, mali e bjeshka jânë të perbashkta si per te ngulun të tbanave, si per landë e almiste, si edhè per drû.

§.218. Shpijat plangçore munden me pasë mâ se nji per tekë (thuper), qi u kan mbetë trashigim prej të dalunve faret.

§.219. Aj, qi të shkojë me ngûlë vathë a tbânë në bjeshkë, me truell, kopshtë a ndo'i copë arë, po desht me i çilë i çilë e jesin të tijat, e nuk mundet kush as me e ndalë e as me e xjerrë prej atij vendi.

§.220. Mrizat a lisat, qi lên kush per me mrizue gjân, nuk mund t'i a presë kush, pse jânë t'atij, qi nguli mâ i pari n'at vend.

§.221. Me u dyndë nji shpi e me u zhgulë fare prej katundit të vet, po s'e shiti trollin e token, ashtû do t'i rrîje e nuk kà tager kush me ngulë mbë 'to.

§.222. Po shiti token me lang e me plang, vendi i tbânës âsht i tij, e mje qi të qindrojë shpija e tij, nuk mund t'i pushtojë kush.

§.223. Se e cilla shpi e katundit në Flamur kà tager me shtî në pûnë aq tokë në kujri sa' të pershîje rreth e rreth me gùr të hjedhun me dorë të majtë.

§.224. Aty, kû të fillojë me mifé do Vulet kambkryq, do të mârrë nji paperdhok në dorë të majtë, edhè e hjedhë në kater ânë kryq e rreth vedi aj vend âsht i tij. Heret kan pas doke me hjedhë latushen (spaten).

§.225. Token e çilne nji herë a per kopshtë, a per arë, a per tbâanë, edhè ne e lashtë djerr i zoti per qinda vjeç, tjeterkush i katundit as i flamurit nuk mund të hîjë me e pûnue. Djalë mbas djalit jet e tija. qi e pat çilë i pari. (Malcija e Lezlies).

§.226. Aj, qi mos t’i biej mbrapa tbânës së vet per 10 vjet. mbas 10 vietësh i del dore e i jet
aij, qi t'a xâjë i pari. (Oroshi)

NYE I PESËDHETEPESËT.
Me ba vlla kënd në katund.

§.227. Me bâ vllà kend në katund, don me thânë me pelqye nji shpi të flamurit të huej, qi të mundet me ardhë e me ngulë në katudn të flamurit tjeter.

§.228. Si t'a bâjë vllà at shpi katundi, kushdo i këtij katundi mundet me i a shitë token, porse nder kater kufijt.

§.229. Në bjeshkë, në vrrî e në kujri, si të katundit si të flamurit gjâ s'i shitet e pjesë zotni mi nuk mundet me pasë kurr, sâ per kullosë e per drû e almiste i nepet lirija e perdorimit per nderë.

§.230. Zyrevet të perbash-k-ta të katundit do Vu pergjegjet.

§.231. Mort e darsem. peng e giobë e uhàn e miellit e kà uhazisht me katund. Do t'apë giobë, ashtû edhè ne pjesë të giobës ka tager.

NYE I PESËDHETEGJASHTËT.
Kujrija.
“kujrija shkon për tym”

§.232. Kuirija âsht vendi, qi e kà perbashknisht nji katund a nji flamur per kullosë, per landë, per drû, per gjojë e per tjera nevojë.

§.233. Kujrija nuk dahet, por, sà shpi a tyme të jenë në katund, kan tager në kujri të katundit, e sà tyme të jenë në flamur, kan tager në kuiri të Flamurit.

§.234. Visarin e kujris s'mund e shesë nji pà tjerë, dâmi e fitimi âsht i të gjitha tymeve të katundit a të flamurit.

§.235. As arë, as vèshtë. as kopshtë s'mund të çilë kush në kujri. pà u pushue pûna prej gjith katundit a prej tlamurit.

§.236. Kush vên ndo'i pême në kujri, aj, qi e vuni, kà tager mbi landë të sajë e mund t'a presë kur t’i mbushet mendja, porse tjeterkush nuk mund t'i a ngulë spaten.

§.237. Pêma e landa e vûme në kujri, âsht e atij, qi e kà vû, porse kokrrat i han kush të mundet pà muejtë me i ndalë aj qi e kà vû.

KRYE I TREMBDHTËT.
KUFINI.
NYE I PESËDHETESHTATËT.

Kufijt e tokës nuk luhen.

§.238. Kufini perbâhet prej gurësh të mdhaj e picigiatë edhè ngulen sà nen, aq mbi dhé. Per kufi mund të sherbejë edhèe ndo'i landë e montueme.

"Guri i kufinit kàa dishitarë mbrapa".

§.239. Guri i kufinit kà per rreth dishmitarë. Këta jânë a gjashtë a dymbdhetë paperdhokë (gurë të vogjel), të cillt vorrohen nen dhé rreth e rreth prit të kufinit.

§.240. Në të ngulun të kufijve, posë shpijave nder fjalë, duhet të jenë edhè pleqt e katundit, pleqt e flamurit e saà mâ shum prej të rish e fmish e edhè prej katundesh të rrethit, qi të mbahet në mend kufini.

§.241. Se e cilla tokë. po kje arë a livadh, kopshtë a vêshtë, prozhem a zabel, xânë a ograjé, a rrethi i shpis, katundi me katund a Flamuri me Flamur e shpija me shpi, kan të damet me kufi.

§.242. "Kufini i ngulun nji herë, nuk luhet mâ".

§.243. Eshtent e vorrit e guri i kufinit faqe Kanunit jânë paraz. Me lueit kufinin âsht nji si me lueit me eshtent e të dekunve.

§.244. Aj, qi të hîjë me dà kufij, a me drejtue ndo'i kufi të harrue, do t'a mârrë në shpirt, do të ngarkojë në cup të krahit nji gùr e nii bûcë dheu, e do t'u prije dy shpijave a dy katundeve, a dy Flamurve, tuj ngulë kufinin e ri a tui kallxue shêjet e kufijve të vjeter.

§.245. Me gùr e dhé në cup të krahit, plaku, qi prîn në të dàm të kufîjve të vieter, do të perbehet para se të niset.

§.246. Mëndyrët e bés mbas Kanunit jânë njekëto:
1) Per ket gùr e dhé (ase per ket peshë), me të cillat e ngarkova vedin, per shka kam pasë ndie prej sa parësh, vêset e kufijve jâné kênë sikurse do të ju diftoj tash, e më sà m'â mêrr mendja e shpirti, s'do t'i randohem kurrnjanes lagje".
2) Ter ket peshë, këtû e këtû kan kênë kufijt e hershem e këtûu po i nguli edhè un. bajsha n'at jetë, në kjofsha tuj iu rrêjtë."
3) Ter ket peshë, e cilla m'u randoftë n'at jetë, njekëtû jânë kênë shêjet e vjetra të kufijve, si më kà pasë kallxue tatgjyshi, kùr ishe carnerdhok e bari dhizësh me 'të. Aj e kà pasë mârrë n'at jetë, se kufijt jânë këtû e këtû, e per mbas fjalës së tij edhè un po e mârr në shpirt."
4) "Mu randofèt në ket e n'at jetë kjo peshë, mos shkosha me shpirt kah kufijt e vjetër."

§.247. Si t'a mârrsh me peshë (si t'a mârrsh gurin e kufinit në krah), s'kà burrë, qi mund t'a luej.

§.248. Po i u dha plakut guri e plisi, i vûni në krah e u vû per me diftue kufijt, nuk mund të dalë kush me e ndalë, por i thohet: Prîj prà, e mos pûnojsh me të drejtë, kjo peshë tu randofèt n'at jetë!

§.249. Si t'a ngulë kufinin plaku, do të mbajë doren mbi 'të edhè thotë ai qi e

luejtët ket gùr, atij i u randofèt n'at jetë"

§.250. Kush t'a luel kufinin me qellim qi me ngatrrue a shpin me shpi. a katundin me katund, a Flamurin me Flamur, i shtym prej së folmesh e së falmesh. po u hetue, posë giobes e faqes së zezë, atij i randohen edhé damet, qi do të shkaktohen prej këtij ngatrrimit.

§.251. Po u bâ ndo'i vrasë mbas ngatrrimit të kufinit të luejtun. Ngatrresi do të lajë per giobë 100 desh e i kà, e grîhet katundisht.

NYE I PESËDHETETETËT.
“Kufini nuk ban lak.”

§.252. Per me shporrë çdo pamarrveshtje, kufini s'do të lakojë e s'do të shkojë dredha-dredha, por do të çajë drejt.

NYE I PESËDHENANDËT.
“Kufini i fituem me gjak.”

§.253. Me u shty kush mbrenda kufinit të huej pà diejtë se âsht vendi i huej, e kush s'i shkoi te dera as s'i bâni zâ, per me i thânë se kà kalue ne e huejen, edhè në pasët bâ ndo'i dam në landë a në shkado diten e pengut, s'i vêhet me lâ gjâ per dame të bâme, veç se del vendit, mbasi duel i huej

§.254. Po u kapen per kufij vllazen, a kushrîj, a fisi me fis, a katundi me katund, njiqind me u vrà, veçse fiken, se kufijt nuk luhen. Pengjet e Pleqt do t’i shgatrrojn.

§.255. Me ndollë vrasa mund në kohë të të damit të kuffjve, a me qillue vrasa nder bari në mal, tui u shty nder vedi per kahë kufiit e kullosës në mal a në bieshkë, atbotë kputet çdo pleqni per kah vendi i kufinit. "Aj mé lypi pashtrakun, un i a ktheva hekurin e çarkun". Aty kû t’u ngulen muranat, jet vendi i kufinit.

§.256. Gurët e muranave lesin per kufij per gjithmonë.

§.257. Me qillue se vriten dy vetë flakë per tlakë e bukur larg prej shoqi-shoqit, kufini i njanës lagje jet ke murana e njanit. e i tjetres ke murana e tjetrit.

§.258. Vendi. qi âsht nderrnjet dy muranave, jet i të dyja lagjeve.

§.259. Me ndollë se i vrami nuk rrxohet prej pushket, e i ep zêmer vedit e shtyhet, kû tuj u çue, kû tuj u rrxue rrshanas kah kufini i huej, sado kthellët me hî, aty kû të rrxohet, e i lodhun prej varret, des, i varret murana, ajo muranë jet per kufi, edhepse në vend të huej.

§.260. Vendi i jet atij katundi e Flamuri, të cillvet u perkitte i vrami, qi u shty, e s'kà burrë, qi guxon me luejt muranen, qi mbet per kufi, pse u muer me gjak e me rradake të lamun.

§.261. Ky tager âsht vetem kùr të vriten per kufij e jo per çdo vrasë.

NYE I GJASHTËDHETËT.

Kufini i fituem me “Gurapesh” a me rrasë të ngarkueme.

(Heret-heret, kùr skà kênë pushka ndoshta, në të dàm të kufive qitej në pûnë gurapeshi per kufije t'aferta, e per të lartat bâhej gadi nji rrasë a gùr sà bindi me nji "kush i del!" d.m.th. me u ngarkue me tê.).

§.262. Dy flamuret e ngatrrueme do të gjêjshin ka nji burrë të fuqishem e të dàmt e kufive do t’u lêhej atyne.

§.263. Me guraesh: Aj, qi mbrrijte me hjedhë gurin kah vendi i huej mâ larg, aj vênd i jitte flamurit të tij. Mâ çiltas: po e ferfllova gurin un mâ larg, t'a mirrshe at vend ty, po e ferfllove ti, m'a mirrshe vendin.

§.264. Me rrasë a gurë të madh në shpinë: tuj ngarkue rrasen a gurin, shtyheshin rnje qi jitshin nen tê. Aj, qi shtyhej mâ larg, vendi i kufinit të flamurit të tij do t’jitte aty. (Si i Nen-nderfandori në Fusha të Lugjeve në Mal Shêjt të bjeshkve t'Oroshit.)

NYE I GJASHTËDHETEPARË.
Kufini i ngulun me “spatë”.

§.265. Po më ngushtoi nevoja me xjerrë ndo'i landë a prej se s'kâm bjeshkë, ase nuk mund të gjêjë aso lande, qi më lypet, rroki latushen (spaten) e hîj në bjeshkë të huej. Mbas krizmes së spatës, vînë rojtarët e bjeshkës edhè më gjêjn tuj trupue arrnej të perhjedhun.

§.266. Po u shterngue me të shpejt darnçori, e i punoi fuqija e krahve, edhè i dha spatës tuj e ngulun rnje më tû në trup t'arrnênit, e po s'mund e xueren rojtarët e bjeshkës, kufini i flamurit të këtij, qi e nguli spaten, jitte aty. (Si i kà pasë ndollë Gjokë Buçës s'Kaçinarit me Kushnê.)

Oroe: Kufijt e fituem me gjak, me gurapesh e me të ngulun të spatës, do të njehen nder kanune Vigâjsh, per arsye qi per të fituem të tyen kà pûnue fuqija per të shporrë marren e korin. Do të kuptohen edhè mâ kjartas, kùr të fillojm me îmtue doket e Maleve t'ona.

NYE I GJASHTËDHETEDYTË.
Udha e katundit.
“Udhët janë drejt e tokës”

§.267. "Udha e shtegu nderrnjet dy megjeve lypë pashin e vet".
a) Udha e lagjeve të katundit do tjét e gjânë tetë pllâmbë, kater pllâmbë niani, kater tjetri.
b) Per të ngulun të gardhit nderrnjet dy arnajve, do të lêhen tetë pllambë: sà njâni sà tjetri.
c) Po s'kje udhë katundi, por udha e dy kufijarve, këta, në laçin rrugë nderrnjet, do të lânë ka nji pllambë per shoq, ashtû qi kufini të jesë në mjedis, po s'lân rrugë, gardhin do t'a thurrin zbashkut.
d) Po u rrethue vendi me ledh, aq larg kufinit të huei do të fillohet, sà âsht trashsija e ledhit.
e) N'u ndertoftë shpija, do të ndertohet larg kufinit të huej sà xên vend streha.
f) N'u çilët pusi, do të çilet aq larg, sà mos t'a thithë ujët e pusit të kufijarit, ase

sà âsht e gjânë gryka. "Ujët âsht gjaku i tokës."
g) Po u vû ullîni a fiku a çdo landë e dobishme, do të vêhet pêsë kambë larg kufinit të huej, po su bajtë, do'vû dhetë kambë larg kufinit.
h) Po bîni landa mbrenda kufinit, porsè teper afer kufinit të tjetrit, po s'e shkmesi i zoti, kufijari kà tager me e shkmesë e me largue damin: "Jezullin e huej shkmese, mje kû të mrrîje kmesa".
i) Po desht kush me vû ndo 'i landë çfaretdo, dhetë kambë do t'a largojë prei kufinit të huej.
j) Landa a péma, qi i bân dam arës së huej me hije, a do t'a zhgulë i zoti, a do t'i a lajë darnin e pervjeçem të zot't t'arës (Malësija e Lezhës).
k) Kush t'i presë kuei a lande a pémé rreth shpijet, veç prej mnijet, 500 grosh do t'i lajë të zot't të landës a të pêmës së preme.

NYE I GJASHTËDHETETRETË.
Udha e madhe.

§.268. Udha e madhe do t'jét e gjânë aq, sà mund të kalojë kali me barrë e qét me zgiedhë.

§.269. Udha ndjekë dellin, e s'ndalet as mund pritet.

§.270. E mira e perbashkët i paravêhet dâmit të veçanët.

§.271. Pûna e largon udhen e madhe, porsè s'mund e qesë nujë, kû mbytet bagtija, as në shkallë (shkamb), kû then qafen bagtija".

§.272. Po e largove udhen e katundit prej vendit t'and, nuk do t'a terthorzoish shum, edhè mundim e së ndreqmes do t'a hjekish vetë.

§.273. Po e ndreqe keq, në të gjet dami ty, e paç per vedi, po e gjet dami tjetrin, ty të zhgarkohet, e do t'epsh arsye permbas damit.

§.274. "Udha e Flamurit do të jét e gjânë aq, sà âsht e gjatë shtîja e Flamurit".

NYE I GJASHTËDHETEKATERT.
Udha e verbët.

§.275. Shtegu a kapercyelli a, mbas kanunit, udha e verbët, po kje në kater kufij t'ue, ndryje e token pûnoje.

§.276. Po kje shtegu i kênë gjthherë, kû kan kalue kambsorët (shokët e katundit), porsè tuj t'a shkaktue dâmin nder amaj. kopshtîje, nder vêshta e nder pêmajë, ne e mbyllsh. do të çilish nji tjeter., por jo teper në të rrethuern.

§.277. Po kie shtegu i lshuern per nderë e me fjalë, e të del dhûnë, ké tager me e ndry, e, me i lshue fjalë katundit të mos të bije mâ aty pari.

§.278. Po kje shtegu kû kan kalue shokë, krushq me nuse e percjellsa me të dekun, a kah Kisha a kah vorret, e kênë aty rnotit, nuk mund e ndrysh.

§.279. Per të luejtun të çdo shtegut duhet, dàemos, pelqîmi i katundit.

NYE I GJASHTËDHETEPESËT.
Pashtraku.

§.280.”Pashtrakun epe vetë, perndryshe t’a marrin edhe me perdhuni”.

§.282. Po u xû nji tufé e hueja në mal a në vrrî të flamurit tjeter, i zoti i tufës do të lajë pashtrakun.

§.283. Dâmi i pashtrakut do të lahet me krye berri.

§.284. "Kumbona e ogiçit nuk mund, të mirret pashtrak, âsht ndera e tufés.

§.285. I zoti i mallit nuk kà tager me prekë tufen e as me mârrë me dorë të vet berrin, dora e të zott të tufés do t'i a apë vetë berrin per dâm.

§.286. I zoti i malit nuk kà tager me zgiedhë berrin, por do të mârrë at berr, qi t’i apë dora e bariut.

§.287. Njiqind herë në ditë në hîfët tufa e huej në mal të huej, aq berre do të lajë i zoti i tufës.

§.288. Po s'u gjegj bariu me là pashtrakun, e u çue i zoti i malit me disà shokë edhè i rà pré tufës në mal të vet, atbotë si katundi, si flamuri perkrahen pretarit, e lypin arsye prej të zot't të tufës. Katundi e flamuri i bariut a do t'a ngushtojn me là pashtrakun, a do të hjekin dore prej si.

L I B R I  I  P E S Ë T

**P U N A**

NYE I KATERDHETEGJASHTËT.
“Puna len shtegun”.

§.289. Puna e largon udhen e madhe, porsé s'mùnd e qesë nd'ujë, kû mbytet bagtija, në shkallë (shkamb), kû then qafen bagtija" (Shif Nye LXIII, "Udha e madhe" 271.)

§.290. Po tê kaloi mun neper vend t'and udha e madhe e t’u mbush mendja me e çilë at vend, udhen mùnd t'a largojsh, porsé nuk mùnd e qesish neper prroje e rmore a buzë ujnash, as me e njitë shkrepave e shkambijve.

§.291. "Puna e luen shtegun". Po t’u rnbush mendja me punue at tokë, neper të cillen âsht shtegu i katundit, punoje, porsé shtegut do t'i gjêjsh vend.

§.292. Kanûja s'don qi t’i bahet kuej dâm toka, e prandej thotë sè "Shaterkazi e luen udhen", porsé udha e shtegu do të perligien me nii vend tjeter.

NYE I KATERDHETESHTATËT.
Bulbu.

§.293. Bulg thirret njaj, i cilli hinë me punue token e njaj zotnije.

§.294. Zotnija do të kujdeset me ndertue nii ksollë, §.mdheskë a kullë per bulg e per shpiarët e ti).

§.295. Per qe, si të baj me zotnin.

§.296. Po pat qet e vet bulgu, punon, token e sà, per hu, si të vendohet me të zo'n e tokës.

§.297. Po s'pat qet e vet bulgu, nuk mùnd t'i mârrë njeti, por tê zotnija i tokës.

§.298. Almiset, hekurishtat e të prefunt e tyne, jânë në shpinë të bulgut.

§.299. Me dà e me reshtë ujët e vis, e me jau vû menden dasave, detyra e bulgut âsht.

§.300. Po theu ujët e vis në rend të huej e në mende të vet bulgu, dâmin e làn bulgu.

§.301. Me i çilë qerme (hendiqe) tokës, detyra âsht e zotnis e jo e bulgut.

§.302. Të thurmen e tokvet e kà bulgu e jo zotnij a.

§.303. Lavrimin e tokvet, të mjellmen, të mifinen, t'ujtmen, të korrunt, të çveshunt i kà bulgu e jo zotnija.

§.304. Gjithshka të mbjellë bulgu në tokë të zotnis (çdo bîmë), do t'a dajë me zotnin mbas vendimit, qi të ken bâ.

§.305. pêmë (fiq, arra, shega, molla dardha e këso tjerash) bulgu i shkundë e i mbledhë e i dàn pergjymës me zotnin.

§.306. Bulgu kà tager me çilë nji copë kopshtë në tokë të zotnis e këtê per vedi, sà per lakna, qepë, hudra e per perime tjera.

§.307. Në vêftë edhè duhàn n'at kopshtë, e kà per vedi.

§.308. Në vêftë bulgu a duhàn a kertolla jashta kopshtit të caktuem, i kà pergjymës me zotnin.

§.309. Ne e pasët bulgu gjân e zotnis pergjymës, kashta i rrîn bulgut e me pleh do të plehnohen tokët. Mundin e pûntoris e hjekë bulgu.

§.310. Në pasët livadhe të njituna me tokë të bukës, bulgu i kositë e sânen e dàn pergjymés me zotnin; porsé të thurmen e t’ujtmen i kà bulgu.

§.311. Kullosen e livadhevet e ndalë bulgu, qi i ruejti, i thurri, i ujti e i kositi e zotnija nuk mùnd t’i a apë tjeterkuej, porsé edhè gjaja e zotnis do të kullosë nder'to.

§.312. Sanen e livadhevet bulgu e vên mullàr, porsé të bajtmen e kà zotnija.

§.313. Të korrmen, të qiruemen e të shimen e misrit e kà bulgu, perposë ne e

mbledhët zotnija nder koteca rrûm a kallzë edhè e grumbullon n'oborr të vet; atbotë bulgu i a bàn e per të qiruemen mendon zotnija.

§.314. Per t'ujtun të perimevet të kopshtit, bulgu mèrr ujët në rend të tokve të zotnis.

NYE I KATERDHETETETËT.
Farkatari.

§.315. Farkës (si edhè Kishës, mullînit e perbûjtores) s'i pritet kush mik".

§.316. Farka e kà me rend, si edhè mullîni".

§.317. Farketari do të farkojë me at rend, qi i bjen kush hekurishtat.

§.318. Farketari nuk do të shikjojë dashamirisin, as nuk do të veçojë të pasmin prej të papasmit, të largtin prej të ngiatit. Detyra etij âsht me i a vû menden rendit.

§.319. Mundi i farketarit lahet koshiq per pendë të dheut.

§.320. Farketari âsht në detyrë me farkue, porsé hekurin do t'i a bijë sè i cilli per vedi.

§.321. Rrshiqi, frysi, kullma e tjera vegla jânë të farketarit. Eshken do t'i a bijn të zotët e hekuravet.

§.322. Detyra e farketarit âsht me mabathë e me prefë hekurishtat rrokull vjetit.

§.323. Të zotët e hekurishtavet kàn diten e vet të caktueme kà nji herë në vjetë; e në két rend të farkimit i a kàn detyrë farketarit buken e ditës e pûntorin. - Rrokull vjetit s'i kanë detyrë.

§.324. Farketari âsht i lidhun me farkue per nji vjetë e nuk mùnd të kthejë kend.

§.325. Po shtoi gjâ prej hekurit të vet farketari, të zotët e hekurishtavet do t'i lajn të hollat per hekur, qi kà prish perta.

§.326. Per farkim të vargojve, të kurthave, të hekuravet të qênit e të hekurîshtave tjera, qi nuk hijn në bulki, po desht kush me i farkue, mundin e farketarit do t'a lajé posaçe.

§.327. Rrogen e farkimit s'âsht në detyrë kush me i a çue farketarit tê dera: do të dalë vetë me e mbledhë.

§.328. Farketarin me shpi të tij nuk i kapë detyra e ushtris.

§.329. Detyra e farketarit âsht me farkue kà nji spatë krye dhetë vetësh të katundit të vet, qi dalin n'ushtri.

§.330. Farketari, me giithë të shpis së tii prej kurrnji zyres së katundit nuk âsht i jashtûem.

NYE I KATERDHETENANDËT.
Mullini.

§.331. "Mullîsi e perbûjsi do të flêjn në njânin brryll".

§.332. Mullîsl do të rrîjë gadi nâtë e ditë sà per rojë të barrve, sà per të bluem, sà edhè mos t'u hupë giâ barrtorve.

§.333. Gjithshka t’u dorëzoin mullîsve barrtorët, do t'a mârrin me pergjegj*e.

§.334. Po hupi gjâ, dâmi âsht i mullîsit e jo i barrtorit, aq sà u hupi mullîsi, do fu lajë.

§.335. "Mullîni e farka e Un me rend."

§.336. Me at rend, qi të vîjn barrtorët, mullîsi âsht në detyrë m'u blue barrët, pà pasë para sysh mik e dashamirë.

§.337. Mullini i lshuem katundisht ditët e rendit i kà të caktueme.

§.338. Po e pat të zon mullîni, blîmi shkon si të vîjn barrtorët, gjlthnji si tê farka, tê kroni e tê trapi. Të gjitha këto ndjekin rendin e t'ardhunit.

§.339. Po pate rendin e blîmit té caktuem, nji ditë a gjymës, shkove me blue edhè e gjete xânë, tager ké me ndalë gurin e me i a kputun blîmin, me i a hjekë millët e drithët e me blue vetë.

§.340. Nuk pate rendin e blîmit të caktuem, shkove në mullî edhè gjete njiqind barrtorë, do të rrîsh me pritë, a shko në mullî tjeter.

NYE I SHTATËDHETËT.
Vija e Mullinit.

§.341. Vija e muffinit, po kje e bleme me plang, nuk mùnd t'a ulë kush, s'mùnd t'a luej e s'mùnd t'a thajë kush.

§.342. Kjo vi, po kje e bleme me âmë e me plang, thirret plangçore, prà, edhè në thafét ara, gurët nuk mùnd t'i thajë kush.

§.343. Po kje nji vi, si e mullîjve si e arrnajave, e me ujët e kësaj vije ujten arnâjet e bluejn mullîjt, gurët e mullînit do tjesin në të thàtë e bîmët do të ujten per arrsye qi "Po s'pate shka me korrë, slé as shka bluen."

§.344. Sà per brîmë të mullîjsve, pse u thajn gurët e mullijve, qi ata kàn veçanerisht, kanûja nuk u a gjegjë vajin edhè i thotë sè "Per dugâj e per mulli nuk giobiten shokët."

§.345. "Vija e mullînit lypë udhen e vet”.

§.346. Udha do të jetë e gjânë tetë kâmbë, sà kû mùnd të kalojë kali me barrë.

§.347. Kjo udhë lypet, pse do të kalojë mullîsi me dlirë vin e per me reshtun ujët.

§.348. Per të reshtun t'ujit, gjithsà mullîs të jenë, do të dalin zbaslikut në vi, aj, qi të mungoje pa lêje të shokvet (të mullîsvet), do të lajë giobë permbas së premes së mullîsvet. Në két giobë nuk mêrr piesë tieterkush posë mullîsvet.

§.349. Po i diq kush ndo'i mullîsit në shpi, kanûja e liron per tetë ditë prej çdo pûne, qi t'a két katundi perbashknisht, e nuk mùnd t'i shkojë kush tê dera, per me i a lypë pûntorin as per katund as per mullî.

§.350. Nibas tetë ditësh do të çojë pûntorin, me kênë edhè i Derës së Giomarkut.

NYE I SHTATËDHEPARË.
Vada.

§.351. "Vija e arnajeve nuk luhet as nuk ndalet."

§.352. Vija do të jét qitë heret me njl farë tregut e të lidhun ndermjet të shoqnis, at treg tash nuk mùnd t'a luej kush.

§.353. Vendet, neper të cillat kalojn vijnajet, jânë të shkeluna me Pleq e me giind: ajo e shkelme thirret e dâme edhè e kputme e âsht bâ pleqni.

§.354. Pleqnija e ré s'mundet me shkelë të vjetren, sepsè "Plak mbi plak kanûja s'bàn."

§.355. Shka kàn pà me udhë të parët, nuk mùnd e prishin të mbramët.

§.356. Edhèpsè të kjahet kush per vi, vaji nuk i gjegjet, pse vija kà pasë kalue neper at vend para sè kà fillue vaji: prà edhè n'u shkrîftë me pêgje, s'kà gjygj, qi mùnd t'a ndalë vin.

§.357. Vija kà rrjedhë, edhè e kà bâ vendin âmë, âma e bân vendin plang, prà aty do të rrîjë, do të hecë e do të pûnojë.

§.358. Prej plangut të vet nuk mùnd t'a luej kush kend. Punen s'mùnd t'i a ndalë kush kuej, sepsè e kà bâ themel: "themeli nuk zhgulet", a'në kanû.

§.359. Vija si e arnàjave si e mullîjve, âsht per të mirë të shoqnis: doemàs do të kalojë nper nji vend. Ku ti bîe shesta. kanûja na vên detyrë me bajtë si të leten si tê randen.

§.360. "Per nji shpî s'lëhet mu thà nji katund". "E mira e perbashkêt i paravêhet dâmit të veçanët".

§.361. "Vija e katundit të kalon rrâzë votret".

§.362. Tuj kênë sè pùnohet per të miré të perbashkët kû t'i biei shesta vis, aty do të kalojë, edhè psè nuk kê rend ujit né vi.

§.363. Ujët nuk din të dredhun termal e teposhtë: n'i raftë kryet kah vendi i yt, s'mùnd e ndalish.

§.364. Si të shestohet të kaluemt e vis, e të mbushet mendja me trajtue Shpin nder shêje tê vis, nuk mùnd t'i luejsh. edhè votra me të rà aty, rrâzë këtsaj do të kalojë vija.

§.365. Po rà vija neper truell t'and, ti nuk mùnd e ndalish, porsé shoqnia do t'a perligjë dâmin, qi të gjên, a tui të bâ pjestàr n'ujët e vis, a me çmim, a tuj të lshue nji vend tjeter.

§.366. Po të ngurroi mendja në kryeneçi, vija sndalet, e mira e bashkaris e lypë: po s'u ndreqe me shokë, gjygji t'a mêrr vendin e mundet edhè me t'a bâ giobë.

§.367. "Puna e çon vin e ujit, por nuk mùnd t'a ulë".

§.368. Me ulë vin e vadës kanûja s'e bàn, pse ksihte me dalë mâ poshtë sè i âsht kênë lshue masa, e kishin me mbetë në të thatë arët e hueja.

§.369. Aj, qi të vêhet me punue n'âmë a në plang të vis, a do t'a prishë, a do t'a ulë, a do t'a çojë vin.

§.370. Të prishmen e t'ulmen e vis kanuja s'e bàn, prà do të çohet.

§.371. Atê, qi të perkasë në plang të vis per të mirë të shpis së vet, kanûja s'e ndalon, porsé do të shikjojë mos me i a sjellë dâmin kuej, qi mos të mêjë ujët, a mos të shkojë vonë e ardhmja e ujit prej dredhimesh.

§.372. Po e luejti kush plangun e vis per fitim të vet, në detyrë âsht me punue vetë me e çue më tê, pà i dhânë kush ndimë e krah me pûntori.

§.373. Dami e fitimi jânë per shpi të tij.

§.374. Po i u mbush mendja kuej me e çue mâ nalt vin e ujit, por në truell të vet, per me trajtue a mullî a valanlcë, âmen e ré të vis do t'a qesë vetë, porsé ujët do të hecë neper vi plangçore.

§.375. Po e prishi kush vin e kuej deshtas, posë qi do t'a ndreqë, ai do t'u laj edhè dâmin rendarvet, a giobitet per mbas randsis së fajît.

§.376. "Vija e ré s'mùnd t'a thajë të vjetren".

§.377. Vija e vieter e kà xânë plangun e vet, prà vija e ré nuk mùnd t'a thajë.

§.378. Kanûja kà vû két leçi të mos shumohen vijnajet, sè nuk kishte me u dalë në skâj padive e pegjève.

§.379. Nji vi kà xânë plang kush e din tash sà faqe nierit, s'kà prandej as plak as kanû, qi mùnd t'a thajë me vi të ré.
§.380. "Vîja e katundit kà dasat e veta".

§.381. Aj, qi kà rendin e ujit e qi i duhet me ujtë a aren a livadhin a kopshtin etj., vetë âsht në detyrë me dalë e me xânë dasat.

§.382. Dasat e vis xêhen e hiqen me të ràm a me të mârrun të diellit, a si t'a két kush ujët: kreit a gjymsen e vis a nji kerçik.

§.383. Me shterrë vija qysh m'âmët, a prej shinash, a prel sè u shperthye vetë, të gjithë sà pjestarë të jenë në vi, do të dalin me e ndreqë e me e reshtun ujët.

§.384. Po u thye ujët në vend të ndonjanit, qi kà kerçikun në vi, do t'a ndreqë vetë.

§.385. Po u thye vija në vend të njanit, qi s'kà pjesë në vi, rendtarit Vujit i perket me dalë e me e xânë.

§.386. Po thej ujët e vis bagtija, i zoti i saj do Vi a lajë dâmin të dâmtuemit.

NYE I SHTATËDHEDYTË.
Ujemi.

§.387. Ujemi i blîmit, qi mêrr mullîsi per sè të cillen barrë, perbahet prej njij babûnie.

§.388. Mullîsi kà tager n'ujem, si gjithë i cilli pûntuer në rrogë të mundit. Pûntori don rrogen e vet, ashtû edhè mullîsi don ujemin e vet.

§.389. barrtori âsht në detyrë me là ulemin mbas së premes së kanûnit.

§.390. "Kishës, mullînit, farkës e perbûjtores s'i pritet kush mik."

§.391. Në mullî bluhen glithfarë kokrrash edhè msyn gjIthnduer nieri, seicilli per pûnë të vet e nevojë të vet.

§.392. Tuj shkue në mullî, strajcen e bukës e mêrr seiciili me vedi e, sà të rrîjë në mullî, hàn buken e vet.

§.393. Mullîsi bluen jo per nderë, por per me marre ujem per fitim të vet.

§.394. Mullîsi mêrr pergjegje per barrtorë e per barrë mié qi të ngarkojë barren e blueme e t’u thonë "udha e marë".

§.395. Si të shtegtohet barrtori e, porsà të largohet prei hijes së mullînit i duel kush para e, a e vret a a mêrr kush kalin me gjith barrë, mullîsit as s'i pritet mik as s'i xêhet kryet, perposë n'i rafét ndore barrtori.

KRYE I KATËRMBDHETËT.

GJOJA
NYE I SHTATËDHETETRETË.
Përcaktimi i gjojës.

§.396. Kanûj a nuk kà caktue ndo'i kohë per ndalim të gjojës, në çdo stinë gioja âsht e lirë nder male tona.

§.397. Me ardhë kush me gjuejtë me langoj a me zagarë nder rrethe shpijash të

hueja, i zoti i vendit kà tager me e ndalë e mos me e lânë me gjuejtë.

§.398. Mbrenda kufinit të huej nuk mundet me hî kush per gjojë; po muer két guxim kush, gjoia i ndalet e kthehet në shpi pà gjâ.

§.399. Po duel katundi katundisht me gjuejtë, gilthshka të vrasin do t'a dajnë rrethas.

§.400. Pesëdhêtë vetë me kênë tuj gjuejtë e nuk vrasin tjeter por veç nji leper, aq pjesësh do t'a dajn.

§.401. Me dalë 50 vetë me gjuejtë e me

kênë gjymsa me armë e gjymsa tjeter pà armë, paraz mârrin pjesen e gjojës, per arsye sè me nji qellim duelen në mal. Të pàarmatosunt u apin ndimë t'armatosunvet, kû me brîmë kû me rojë e kû me rrethim të vendit.

§.402. Po e çoi ndo'i gjâ zagari i gjuetarvet, e kjo msyhet me kapercye udhen e madhe, udhtari, qi nolli atypari dredhë armen edhè e vret, nuk mùnd t'a mârrë.

§.403. Shpêzi i vràm âsht i të zot't të zagarit e, udhtarit, qi e vret, i lahet dâmi i fishekut me fishek.

§.404. Aj, qi t'a pergjakë a t'a vrasë shpêzin, i a mêrr "Shengjeten".

§.405. Shengjeta perbahet prej mushknish, e kaptinet per shpêz, qi bahen.

§.406. Shengjeta e derrit (thiut t'eger) perbahet prej kaptinet, mushknish e prej njij shollit të Ikurës, qi dorërasi do t'a ketë posaçe.

§.407. Aj, qi mêrr shengjeten do të mârrë edhè shpatullen si të derrit si edhè të kaproIlit e mbas kanûnit do t'i a çojë Priftit të Fàmullis.

§.408. Dorërasi, posë shengjetet, kà pjesë në mish e në Ikurë të çdo shpêzit të vràm, si të gjith gjuetarët tjerë.

§.409. Po duelen gjashtë gjuetarë me gjuejtë edhè vrasin nji derr, shengjeten e mêrr dorërasi e misht e Ikuren e dajn zbashkut.

§.410. Po kjenë permbi gjashtë, dorërasi mêrr shengjeten e krejt Ikuren e misht e dajn per krye gjuetari.

§.411. Po s'u hetue dorërasi, shengjeten e mârrin të gjitha pushkët e shtîme, misht e Ikura dahen per krye gjuetari.

§.412. Mos qitët lëkura e derrit aq parë opanga sà gjuetarë të jenë, do t'a presin e do t'a dajn copa-copa.

§.413. Aj, qi e shiton shpêzin, i lir âsht me e mârrë mbrapa neper çdo katund a flamur.

§.414. Me u vrà shpêzi i shituem prej gjuetarësh tjerë, shengjeten e mêrr aj qi e

shitoi, misht e Ikuren e dajn të dyja lagjet e gjuetarve.

§.415. Shpêzi i shituem, po s'u ndoq prej atii, qi e shitoi, âsht i atij, qi t'a vrasë.

§.416. S'âsht kanû me e peshue në kandàr misht e giâs, por, si t'a coptojn aq pjesësh sà gjuetarë të jenë, e qesin short si t'i biej kuej, ase i a lajn njanit edhè e dàn si t'i vijé per doresh.

§.417. Me ndollë gjuetarët në mal tu gjuejtë e, porsà të qesin pushkë, bertet prej malit kush: "A e vràt, or juni?" - edhé u turren e erdhen, tuj e gjetë shpêzin pà u luejtë prej vendit e të rrxuem prej pushke, ata bahen pjestarët e gjojës, si të gjith tjerët.

§.418. Po shpejtuen gjuetarët edhè e dynden shpêzin prej atij vendi në tjeter, s'kàn tager n'at gjojë.

§.419. Po dole me gjuejtë, edhè t'u shoqnue ndokush me pushkë a edhè pà pushkë, në vrafsh gjâ, do t'i apish pjesë.

NYE I SHTATËDHETEKATERT.
Shpezi i ndjekun mbas gjurmësh.

§.420. Gjat e ndjekuna mbas gjurmësh, po u gjeten të hime a në zgaver të lisit, a në shpel-
Ië, aj, qi i ndoq e i gjet, do t'a rrethoje me gjurmé tri heresh lisin a tre rreshta gjurmësh do të bajë para shpellë.

§.421. Aty, kû të shifen gjurmë, sà per at herë nuk mùnd të hullet kush.

§.422. Njiqind dhelpna, shqerth a vjetulla të ndjekuna prej njij tjetri e të hime mbrenda gjurmësh, nuk kà tager kush me u hùll, tagri âsht i gjurmve të para.

§.423. E vûna per gjurmë nji shpez e del tjetri edhè m'a pret rrugen, pà diejtë sè kà kend permbrapa, edhè e mshilë në shpellë a në zgaver të lisit, tui e rrethue tri herësh me gjurmë, e mbas do kohe behem un, qi e pata vû perpara, nuk karn tager m'at shpez, âsht i atij, qi e mshili.

§.424. Po e vûna per gjurmë nji shpezë edhè e mshila a në shpellë a në zgaver të lisit e u vûna me pré lisin a e msyna shpellen per me e xjerrë, ky më del e hikë, e marr mbrapa edhè e ndjeki mjé qi më futet në shpellë a në zgaver të lisit të gjurmuern mbas kanûnit, nuk mùnd t'i shkapercej gjurmët: do t'ulem aty me pritë mjé qi të vîjë i zoti i gjurmvet.

§.425. Si të vijë i zoti i gjurmvet, mundin e së premes së lisit do t'a hjekin zbashku, e shpêzët e xjerrun do t'i dajn.

§.426. Me bâ me i kcye mendja të zot't të gjurmvet të para e mos me lânë tjetrin me mârrë shpêzin e vet, qi i hiku e u mshil aty, kanûja i nep tager me mârrë shpêzin e hikun prej vathit të tij në vath të huej.

§.427. Shpezi i ndjekun prej njanit, hikë edhè fûtet në shpellë a në zgaver të lisit të xânës a Vograjës së huej, ky nuk mùnd të hîjë mbrenda xânës a ograjës pà lêje

të zot't. Po desht me xjerrë shpêzin, do t'a dajë pergjymës me të zon e xânës a t'ograjës.

§.428. Duel kush me gjuejtë e i u vû mbrapa zagari i huej, çdo gjâ qi të vrasë, i zoti i zagarit s'kà pjesë. N'e kapët me padi, pûntorin e ditës do t’i a lajë të zot't të zagarit: 5 grosh.

NYE I SHTATËDHETEPESËT.
Gjoja e peshkut.

§.429. Gjoja e peshkut, si edhè gjoja e giâs, nuk kà ndalim të caktuem prej kanûnit. Në çdo stinë të vjetit gjoja e peshkut âsht e lirë.

1. Gioia nder lume e prroie.

§.430. Per të gjatë të rriedhës së çdo lumit, mbrenda kufinit të katundit të vet, mundet me gjuejtë peshk kushdo i katundit e nuk mùnd t'a ndalë kush.

§.431. Mbrenda kufinit të nii katundi nuk mundet me ardhë e me giuejtë nji i katundit të huej.

§.432. Neper prroje, qi jânë në nji lagje të katundit, nuk mùnd të shkojë kush me gjuejtë peshk veçmas, por do të dalë kuvendisht.

§.433. Sà peshk të xêhet, do të dahet per tym t’asaj lagjje.

§.434. Po u çuen pêsë-gjashtë vetë prej nili shpije e prei njij tjetre nji nieri kalli i vetem, peskun e xânun do t'a dajn per shpi e jo per krye.

§.435. Në prrue, qi âsht ràzë shpis së njanit, pà lêje të zot't nuk mùnd të shkojë kush me gjuejtë aty peshk, por do t'a bajë me dije të zo'n, e

ky, a shkon vetë, a çon nji xevendsë të vetin, a i ep lêje atii, qi e hetoi peshkun, qi të gjuej lirisht.

§.436. Po u beh kush - a mik a kushdo i katundit - mun në kohë të gjojës së peshkut, do z’i epet pjesa në gjojë. Kanû âsht mos me percjellë as mikun as shoqin pà gjâ.

§.437. Peshku, qi xêhet me rret, plumç, me perzivoj e kariqe, të zotët e këtyne veglave mârrin kà dy pjesë të gjojës.

§.438. Peshku i xânun do të dahet me kokerr e aq pjesësh a grumbujsh sà gjuetarë të jenë, e madnei dahet me short, si t’i biej kuje.

2. Gioja'e peshkut me kosh a me kofen.

§.439. Kofna a koshi nuk mùnd të vêhen per ball t'arve të hueja, nen të cillat rrjedhë lumi.

§.440. Po i u mbush mendja kuej me vû kofnen a koshin per ball të tokve të hueja, do të merret vesht me të zo'n e tokës e, per ne e lashtë ky me î vû, si

kofnen si koshin, do të gjuejn zbashku, ase herë niani, herë tjetri.

§.441. Si të vêjë kush kofnen a koshin, tjeterkush nuk mùnd t'i vêjë permbi ta, edhèpse në vend të vet.

§.442. Po muer guxim kush, tuj vû kofnen a koshin permbi jtetrin vetem prej mllefit, katundi kà tager me u hjekë kofhat të dyja lagjevet, e mos me i lânë me gjuejtë aspak.

§.443. Po pat kush per të lshue ndo'i lândë (trenë) neper lum e i bani me dije të zotët ekofnes a të koshit qi t'i hjekin mjé qi të kalojë landa, po nuk i hôqen e i shgatrroi landa, dâmi âsht i të zot't të kofnes e të koshit; i zoti i landës s'u kà ndo'i detyrë.

3,. Gjoja e peshkut me rrjell.

§.444. Nder hurdha a rider vende fujit të ndêjun, qi gjinden mbrenda kufinit të huei, nuk mundet kush me lshue rrjell per me mbytë peshk.

§.445. Po i dha lêjen i zoti i hurdhës, gjojen e dajn pergjymës.

§.446. Në gjojë të peshkut me rrjell, mêrr pjesë vetun aj, qi bjen ngarkicen e rrjellit.

4. Gjoja e peshkut me bàr.

§.447. Po u lshue bari neper hurdha, per të gjatë të lumit, a neper prroje, peshku i mbytun âsht i atyne, qi lshuen barin.

§.448. Per njizetekater orë nuk mùnd të hullet kush me gjuejtë nder këto vende.

§.449. Peshkun e rnbytun me bàr, mùnd t'a mârrin mbrapa të zotët e barit per të giatë të lumit, pà muejtë kush me i ndalë, edhèpse shtyhen per të giatë të katundeve të Flamurit të huej.

§450. Krye 24 (njizetekater) orësh, tagri i atyne, qi lshuen bàr, mbaron.

§.451. Si të jét lshue bari prej njanes lagje, lagja tjeter nuk mundet me lshue barin tjeter as mbi as nen ata, qi e lshuen perpara.

KRYE I PESËMBDHETËT.

TREGTIJA.

NYE I SHTATËDHEGJASHTËT.
Percaktimi i tregtis.

§.452. Kanûni i tregtis a blén e shet pà qyshke, d.m.th. me të kputun, a edhè me qyshke, faqe dishmitarve, a edhè me kapàr.

§.453. Kapari âsht njaj grosh (të hollash), qi epet para sè të mirret në dorë gjaja, qi blehet.

§.454. "Kapari t'a bân gjân fanden, porsé do të lajshë shka të jesish pertej".

§.455. Po dhae nji a njiqind grosh kapàr, ti jé i zoti i gjâs së kaparueme.

§.456. "Kapari i mârrun nji herë, nuk kthehet mâ".

§.457. Si t'epet kapari, njiqind blesë me dalë, shitsi nuk mùnd të luej mâ.

§.458. Po u pendue blesi, edhè njiqInd grosh kapàr me pasé dhaAnë, i hupin.

§.459. Me bâ me u rrêjtë shitsi, tuj i a shitë tjeterkuej gjàn e kaparueme, pse i dha mâ teper ai ~jetri, tregu âsht i pallgjshëm.

§.460. Po hîni puna nder Pleq e pêgje, kanûni e bân shitsin qi t'a stermârré' g.I*ânë e fi a apë atij, qi e pat kaparue.

§.461. Me bâ me i rà moh shitsi, sè nuk kà mârrë kapàr, e dhânsi nuk kà dishmitàr, kanûni e çon në bé: po bani bé., kapari hupë.

§.462. Gjaja e bleme me qyshke, po duel e metë, i kthehet të zot't.

§.463. Gjaja, qi blehet me frigë mos âsht e vjedhun, po i duel zoti mbasi u blé, blesi i çon tê aj, qi i a shiti e çmimin qi pat dhânë per at gjâ, do t'i a kthejë shitsi i gjâs së vjedhun. Parimi i kanûnit âsht: "Kudo qi t'a gjejë gjân e vet i zoti, e mêrr".

NYE I SHTATËDHESHTATËT.
Tregu i tokës.

§.464. Para sè të shitet ndo'i tokë, a rendi i vadës, a rendi i mullînit, do t'u çohet tê dera kushrijve, vllaznis e fisit.

§.465. "Kufijari blén token e kufijarit, po s'e bleu kushrinija, vllaznija e fisi."

§.466. Po s'e blén të permendurit e as kufijari, i zoti âsht i lir me i a shitë cilitdo në katund.

§.467. Po s'e bleu as katundi, atbotë jé i lirë me i a shitë çdo blesit.
Oroe.

Gadi kurr nuk kà ndollë nder Malsi t'ona, qi âsht shitë ndo'i tokë a mullî a rendi i vadës jashta katundit. Po s'e xên kryet kushrinija, fisi e kufijari per me blé at tokë a mullî a rendin e ujit, katundi do të shitet e të pershitet e nuk bân qi ti blejë i largti e tu hîjë nder hundë.

§.468. Po u çue kush edhè shiti token, mullinin a rendin e ujit, pà jau leçitë kushrijve, vllaznis, fisit a kufijarit, tregu âsht i paligjshëm kah kanûja.

§.469. Të permendunt kàn tager me bâ qi të shkmehet aj treg.

§.470. Blesi nuk mùnd të bajë fjalë, tuj
e dijtë sè bleu jasht udhet, por do t'i mârrë të hollat e veta.

§.471. Po thà blesi, sè i a kà vû két oroe shitsit para sè t'a blete token e edhè e vertetoi két pûnë me dorë në bé, shitsi permbas randsis së fajit do të giobitet, porsé tregu i tokës jét sè jét i paligjshem e do të shkmehet.

§.472. Vllau i dâm e kushrinija e ngiatë e blén token 100 grosh mâ lirë sè vllaznija e fisi i largtë. (Dukagjini, Shala, Shoshi etj. 500 grosh mâ lirë a ep t'afermit sè të largtit.)

§.473. Toka e shitun me qyshke: Un po t'a shes két tokë sot, por neser, t'u mbush mendja ty m'e stershitun, nuk mùnd t'i a epsh tjeterkuej, per pà m'a prû mue persri tê dera.

§.474. Ky qyshk e lidhë blesin e nuk mùnd t'i a shesë tjeterkuei, per pà i a çue tê dera shitsît të parë.

§.475. Po u shit toka pà qyshke të permenduna, blesi âsht i lir me e shitë atëherë kùr ti mbushet mendja.

§.476. Tokës së shitun e muffinit a rendit t'ujit kanû âsht m'u pî rakin.

§.477. Rakin do t'a qesë aj, qi blén.

NYE I SHTATËDHETETËT.
Tregu i armve e i kalit.

§.478. "Pushka e kali e kàn kûj mbë kûj ".

§.479. Po bleve armen, e të thà shitsi: "E bajshë me nderë!", e e vore në krrabë me dorë t'ande, të mbetë në derë, edhè n'i a gjetsh ndo'i gand mbrapa.

§.480. Arma blehet gjithherë e mbushun.

§.481. Po bleve kàl, e lidhe në kûj me dorë t'ande, solle shpinen e gjete cofët, dâmi âsht i yti, të zot't do ti epen të hollat.

§.482. Kali blehet gjithherë me kapister.

§.483. Po bleve nji kà a lopë etj. me shke: po duel kjo gjâ e kelbazët mjé diten e Shen.

NYE I SHTATËDHENANDËT.
Çmime në kanu.

§484. Mbas kanûnit:

1. Plangu a trolli i shpis bân 500 grosh.
2. Nj i copë tokë, qi qet 100 grosh dobi..." 500 " "Njiqind grosh dobi pêsëqind grosh tokë".
3. Penda e dheut: per mbas toket, per detyrë xêhet në të randë.
4. Shortja e zabelit, rendi i mullînit e i ujit: si të jét vendi.
5. Ullini i mirë...100

6. Lisi per lândë a per trén.... bân deri 23 "
7. Barra e drithit "grosh e okë ".... bân 100”
8. Rêmet xêhen në të randë: Kâzani... 500 "
9. Kusija 15 okshe...100
10. Tepsija e mirë... bân 50 grosh.
11. Oka e leshit të pàlam...5
12. Oka e kmendës...3
13. Pashi i zhgûnit të shkelun...20
14. Zgjoni i bletës me mizë....50
15. Oka e mjaltës...5
16. Oka e dyllit..5
17. Oka e vênës...1
18. Oka e rakis së rrushit ...5
19. Oka e djathit ...5
20. Oka e tlyenit të pashkrim..10
21. Oka e tlyenit të shkrim...15
22. Oka e mishit ...3
23. Oka e mishit të thiut të thatë...10
24. Oka e kafes ...9
25. Oka e sânës ... bân 10 pare.
26. Nji parë opanga... bàjn 5 grosh.
27. Delja a dhija ... bân 50
28. Kingji a edhi... 20
29. Dashi a skjapi per ogiç kumbone ...100
30. Viçi sà të lèjë ...50
31. Mzati ...200
32. Kau i hullis ...400
33. Lopa barrës ... bân 300 grosh.
34. Kali i barrës ... " 590 "
35. Mushku bân 1000 mjé në 1500 "
36. Gomari ... bân 300 "
37. Thiu bân 50 mjé në 100 "
38. Thiu i mbajtun bân 500 "
39. Huta (Martina)... " 500 "
40. Pistole të bardha (të ngrime) .... bâjn 100 "

NYE I TETËDHETETËT.
Udhëtari i paguem.

§.485. "bân rrugë, mêrr rrogë. - kali me qira kà Ikuren mbë trà".

§.486. Udhtar thirret aj, i cilli bân rrugë per rrogë per nji pûnë të huejen.

§.487. Udhtari nuk shkon me ndore të derguesit, âsht ndorja e vetvedit.

§.488. Po e gjet gjâ në rrugé udhtarin, nuk i pritet mik derguesit.

§.489. Udhtari si edhè shkuesi bâjn rrugë per kpucë e me bukë të vet, prandej s'jânë ndorja e kuej.

§.490. Po duel udhtari fill prej shpis së vet, edhè e vrau kush, nuk i pritet mik as shpis, qi e dergoi per pûnë e as shpis, së cillës i dergohet.

§.491. Po duel udhtari prej shpis, qi e dergon a prej shpis, së cillës i kje dergue, e po e gjet gjâ me bukë të tyne, u pritet mik, si mbas Kanûnit.

NYE I TETËDHETEPARË.
“Gja çdo gja”.

§.492. Kanûja e hershme - si edhè e kohve të vona në shumë rasë nuk kà pasë njoftë çmime të hollash e detyrët laheshin me "gjâ çdo gjâ".

§.493. Kanûja nuk bân qi të ngushtohet kush me i là me çmim të hollash:

a) dâmet,
b) gjoben,
c) gjaqet.

§.494. Po bani dâm kush me gjâ n'arë, në kopshtë, në vêshtë a në livadh, i zoti i gjâs do t'a ndreqë të damtuemin me bîmë per bîmë të damtueme.

§.495. Po rà kush në giobë të katundit a të Flamurit, globa lahet me gabti: me lopë, qe e desh e jo me çmim të hollash.

§.496. Po vrau kush kend, gjaku lahet me "gjâ çdo gjâ": me bagti, me tokë e me armë. Sado qi në këto kohë të vona per gjak do të late dorërasi të holla, por edhè armë.

§.497. Gioba e vrasës lahet me "gjâ çdo gjâ", si edhè gioba e fajeve të randa faqe katundit a Flamurit, si per trathti, per mik të prém e tjera.

§.498. Ma e ulga giobë mbrrin mié në nji dash e mâ e nalta nuk mùnd të kalojë mbi njiqind desh.

LIBRI I GJASHTËT

## TË DHANUNAT

NYE I TETDHETEDYTË.
Uhaja.
§.499. Kanûja e malevet nuk njef uhà me shtojca fitimesh (Fajde).

§.500. Kanûja njef uhà të fjeshtë: sà të dhaçë ké me më dhânë.

§.501. Per me shndoshë pûnen e uhas e per me largue çdo dyshim pabesije per uhà të dhânun, mùnd të mirret pengu.

§.502. Pengu perbahet prej njij sendi, qi të két çmim a sà uhaja e dhânun, a edhè mâ teper.

§.503. Pengu, qi mirret per uhà të dhânun, mùnd të xêhet si "Peng hupës".

§.504. Pengu i hupun xêhet atëherë, kùr aj, qi mêrr uhà, i lidhet uhasit a me prû

uhàn në ditë të caktueme, a me lânë pengun, qi të hupë.

§.505. Uhaja e prûme në ditë të caktueme e shperblen pengun.

§.506. Po s'u prû uhaja në ditë të caktueme e nuk erdh mârrsi me u pà me uhasin, ky kà tager me shitë pengun e me xjerrë uhàn e vet.

§.507. Dita e caktueme viion mié në prendim të diellit e uhasi do t'a presë detyrsin mjé në prendim të diellit, po s'erdh, pengu i shitet.

§.508. Shka t'i dalë teper uhas së dhânsit prej pengut të shitun, do t'i a dorzojë të zot't të pengut.

Oroe.

Mbas parimeve të permenduna e mbas kallximît të burrave të lashët, Shqyptarët e hershëm të Malevet Vona nuk kàn pasë diejtë as me dhânë as me mârrë uhat me shtojca fitimesh, ky ves i mbrapshtë fôrt voné do të két hi.

NYE I TETDHETETRETË.
Vadja.

§.509. Vadja e uhave âsht nji kohë e caktueme, në të cillen detyrsi do t'i a çoië të zot't uhàn e mârrun.

§.510. Uhaj a mùnd t'epet me besë e burrni, me dorzâni a edhè vetem tuj e shndrrue me peng. Mbi pêgje shif. Liber IV, Nye LXXXII, "Uhaja", £56.

KRYE I GJASHTMBDHETËT.
 E FOLMJA, E FALMJA

NYE I TETËDHETEKATERT.
E Folmja.

‘’E folmja âsht në fund të kuletës".

§.511. E folmia âsht prêmtimi i njij sendi, qi i bân kush kuej per nji mùnd, qi do të hjekë.

§.512. E folmja premtohet: per nji pleqni, per nji udhtim a shtegtim, per pajtlm të gjakut, per shkuesi a per mjek.

§.513. E folmja perbahet prej njij çmimi, qi mùnd të mbrrijë mjé në 500 grosh.

§.514. E folmja premtohet edhè pà eper mendë caktimin e çmimit me të holla, b.fj. Ke nji parë opanga të holla, per në m'a marosh két a at pûnë. Opangat e holla kàn çmim 10,20 mjé 25 grosh. Opangat e trasha prej 50, 100 mj é në 500 grosh. Oka e kafes prei 50 mjé në 500 grosh. Oka e kafes kokerr xêhet e caktueme per 9 grosh.

§.515. Po s'e ndreqi pûnen plaku, udhtari, shkuesi etj., të folmet nuk epen, as kanûja s'i a gjegjë vajin per pûnë të pakryeme.

§.516. Si t'a ndreqë pûnen, shka t'i két folë kush kuej, do t'i apë, sepsé "E folmja âsht në fund të kuletës".

NYE I TETËDHETEPESËT.
E Falmja.
“Fala, s’të fala. Kanuja s’e kapë”.

§.517. Po i thae kuej, sè don me i a falë két a at send, e rnbrapa e hàngre fjalen t'ande, me ‘’fala, s't'a fala", kanùja nuk të nget me peng e me plak.

§.518. Je i lir me mbajtë burrnin fande, jé i lir me u shburrnue.

§.519. Kanûja thotë: Ftyren e vrugnueme në daç laje, në daç zezoje edhè mâ
**LI B R I I S H T A T Ë T**

## F J A L A E G O J Ë S

NYE I TETËDHETEGJASHTËT.
Fjala.
"Fiala mort sbân ". - "Shtriga në giak nuk bien". - "Goia s’qet kend në giak".

§.520. Gjuha âsht tulit e gjithshka bluen.
§.521. Fjala e gojës s'ême hîn në vesh të tjetrit, e i treti e perdoron per rrênim të kuej, un rri e tallem.

§.522. Fjala e ême në shkaktofët vrasë të pergjegjme un rri e zgerdhihern, nuk mùnd të më kapë kush per pûnë të liga, qi shkaktoi goja e ême.

§.523. Aj, qi shkon tuj mjellë e tuj hapë fjalë të kqija e gergasa herë per njânin herë per tjetrin, me gojë të kanûnit thirret "Argat i keq". -"As e thrret kush në pûnë, as i nep kush rrogë.

§.524. A fola a s'fola, goja nuk vûlosë gjâ. - Fjalët e sterkqive kanûja s'i mërr para sysh.

Oroe:
Shenjimin e fuqin e fjalës së folun në hov të vrasës e shka don me thânë ‘’Fjala peng", me kohë do të zhvillohen.

NYE I TETËDHETESHTATËT.
Mohi.

§.525. Mohues thirret aj, i cilli nuk i vêhet zhgarkimit as shpifjes, kje per ndo'i dâm, per vjedhni a per ndo'i vrasë, etj.

§.526. Të germushunat e kercnimet prej njij hamendje kanûja s'i bân. - Mohuesit nuk mùnd t’i hypet në qafë qi të lajë, pasë e pasë, per çdo zhgarkim e shpifje.

§. 527. Mohuesi vetem atbotë bjen në faj, kùr ky mos të duej me ardhë n'arsye.

§. 528. Zhgarkuesi e shpifsi e bjen n'arsye mohuesin me Pleq e me peng.

NYE I TETËDHETETETËT.
Beja.

"Perte bén nuk shlyhet mllefi".
"Bë, e s'kà pertej".
"Beja làn gjaqe".
"Gjanë e djerrun e gjaqet e hupûna i vên per udhë
beja".
"A bén, a gjân".

§.529. Beja âsht nji sjellje besimtare, per mjet së cillës nieri, tuj dashtë me dalë së keq prej njij zhgarkimi të dhûnshem, do të perkasë me dorë nji shêj besimi, tuj e grishë êmnin e Perendisë në dishmi të së vertetës.

§.530. Kjo dorë beje âsht e pelqyeme prej kanûnit të Malevet të Shqypnis si per të dlirun prej zhgarkimesh, si edhè per të lidhun bese.

§.531. Ben nëgojësh kanûja as s'e pelqen, as s'e tumirë, e per të dlirun prej zhgarkimesh lypet doemès qi të bahet beja mbë nji shêj besimi e të perkitet me dorë.

§.532. Bej a e Shqyptarit kà dy pûnë para sysh: a) thrret Perendin në dishmi të së vertetës, b) i nënshtrohet randimit të ndeshkimevet të perjetshme e giobës së kohshme kah kanûja.

NYE I TETËDHETENANDËT.
Beja mbë “Gur” e beja mbë Kryq e mb’Ungjill.

§.533. Beja e Malevet të Shqypnis âsht dy mndyrësh: a)beja mbë "gùr", me Kanû (3), b)beja mbë Kryq a mb'Ungjill.

§.534. Beja mbë "gùr" kah kanûja âsht nder mâ të randat e mâ të mndershmet bé, qi njef Shqyptari i Malevet.

§.535. Kanû âsht qi, po desht me u dlirë prei njij zhgarkimi mohuesi, do të bajë bé a mbë ''gùr", a mbë Kryq e Ungjill.

§.536. Betarë a Poronikë njehen disà "dorë bejet", qi do të perkasin Ungiillin, e disà tjerë lehen per me ndigiue bén në Kishë. (Dukagjini).

§.537. Bét mbë "gùr" bahen:

a) per me u dlirë prej njij zhgarkimi;
b) per me u lidhë me besë kundra hieksive e trathtive të vendit,
c) per me ndêjë gati me u bâ ball kercnimeve e rreziqeve të perbashkta.

NYE I NANDËDHETËT.
Kush do t’a bajë ben.

§.538. "bân e hup, thotë kanûja e jo bân e mêrr".

§.539. Bén do t'a bajë aj, i cilli i bjen moh zhgarkimit.

§.540. "Mohi kà bén," - "Mohuesit i bjen beja".

§.541. Zhgarkuesit s'i epet beja e nuk i bjen beja, edhèpse ndoshta e kà pà me sy batkeqin a tuj vjedhë a tuj vrà.

§.542. Arsyeja e kanûnit âsht të mos t'i epet beja atij, qi kjahet, pse, ké s'i a priton zhgarkimit, s'kishte me i a pritue as bés, veç t'i dalë me mârrë.

§.543. Të parit i lêhet të shofé bén e të dytit të baj bén.

§.544. Kanûni thotë: "Beja nuk mêrr" e "Mârrsit s'i bjen beja

§.545. Porse, tuj kênë sè, mbas parimit të kanûnit: "Cubi âsht me bé mbë krah", si per me i a shndoshë zêmren të zot't të gjâs së hupun, si per me i a mbledhë pêjt të pandehunit, kanûja kà lânë qi t'i njifet beja me Pornoikë.

§.546. S'i epet as s'i gjegjet beja atij, që don me là vendin pà Poronikë, sepsé "Uku e lpîn misht e vet, por të huejin e hàn".

§.547. Parimi i kanûnit âsht: "Védin me e là me bé e s'i gjegjesh kuej".

NYE I NANDËDHETEPARË.
“Beja merr gjan e vet”.

§.548. Pak rasë jânë, nder të cillat kanûja e kà pà me udhë me lânë qi të "mârrë beja‘’.

§.549. Per gjà në shêj të hupun prej atij, në dorë të cillit u gjet e qi mùnd të dishmojn edhè tjerët, sè âsht e atij, qi e lypë.

§.550. Edhè n'i rafët moh aj, të cillit u giet në dorë gjaja me shêj, kanûja s'i a xên e beja s'i epet.

§.551. Po s'u gjegj me i a dhânë gjiânë të zot't, zoti do të bajë bén sè âsht gjaja e tij e gjaja do t'i epet.

§.552. Po kjau kush ndo'i detyrë a uhà mbë të dekunin, per të cillat s'din a don me i hupë prîndja e të dekunit, tuj i rà moh, parimi i kanûnît âsht "Mohin per të dekun kanûja s'e xên".

§.553. Edhè në két rasë "Beja mêrr", d.m.th. sè zhgarkuesi do të bajë bé.

§.554. Per çdo ankesë, qi të bahet mbi të dekun, bej a do të bahet mbi vorr të tij.

§.555. Në ditë të dâme si zhgarkuesl si prîndja e të dekunit do të gjinden tê vorri i të dekunit, mbi të cillin kjahet uhaja a detyra.

§.556. Zhgarkuesi do të mârrë gurë e dhé prej vorrit të të dekunit, do ti vêjë mbë cupë të krahit e do të siellet tri heresh rreth vorrit të tê dekunit, tuj folë këto fjalë të caktueme per këso bésh:

"Un… kaq e kaq uhà a detyrë kjàj mbi két të dekun e, në kjosha tuj i u zhgarkue, e bajsha në két e n'at jetë me gùr edhè gjithkah kah kà shkelë kamba e til sà kje gjallë."

§.557. Si të bajë két bé zhgarkuesi, uhàn a detyren, qi kjàn mbë të dekunin, do t'a lajn prîndja e tij.

NYE I NANDËDHETEDYTË.
“Beja per derë”.
§.558. Kanùja e kà lânë shtegun të lir qi t'epet beja edhè per derë.

§.559. Në bé per derë do të betohet i zoti i shpis n'emen të vet e n'emen të giindes së shpis.

§.560. Me bé per derë i zoti i giâs së hupun nuk kà tager me vû në bé edhè giinden shpis, 'si t'i bajë bén i zoti i shpis n'emen të tyne.

§.561. Prej çdo beje granija e fmija jânë të jashtûem prej kanûnit.

§.562. Aj, qi ep bé per derë, kà tager me lânë per bé me Porotë at shpi, mbë të cillen i kjàn zêmra mâ fôrt.

§.563. Po e veçoi nji shpi i zoti i giâs së hupun, per me i dhânë bé me Porotë, do të veçojë edhè sà shpi tjera në katund, qi kàn me i u dashtë per poronikë, sè në dy bé nuk mùnd të çojë kend.

§.564. Edhè në bé, qi epet per derë, do të bahet beja per vedi, per gjinden e shpis e per "Sedije".

NYE I NANDËDHETETRETË.
“Beja në krye të djemvet”.

§.565. Beja, qi bahet në krye të djelmvet, njehet nder bé të randa, edhè âsht e ligjshme kah kanûja.

§.566. Po i u lyp kuej beja në krye të djelmvet, do t'a bajë e do t'i a shndoshë zêmren zhgarkuesit.

§.567. Si t'a dajn diten e bés, zhgarkue si do të shkoj tê shpija e të pandehunit, e ky, sà djelm mashkuj të két nen kulm, i mbledhë tubë, u afron krenat, i pshtetë duert mbi krenat e tyne e an bén: "Pasha kryet e djelmvet, nuk t'a kam bâ at rreng, per të cillin më jé beditë e as nuk diej sè kush t'a kà bâ!"

§.568. Pertë ksaj beje shgarkuesi nuk kà tager me rrekë të pandehunin me bé tjera.

NYE I NANDËDHETEKATERT.
“Beja me “Sedije”.

§.569. "Maja e bés, âsht "sedija" (s'e dija).

§.570. "Beia t'a nief edhè "sediien".

§.571. "Beia s'kà skâj, por s'rebân perbishtnime".

§.572. Sedija âsht nji mjet, qi kanûja e kà vû per parim, per me i a rrudhë pêjt katundit, qi mos të bahet kush hjekës i gjâs së shoqnis a të kuej do.

§.573. Sedija lypet pà ndryhsim në çdo bé.

§.574. Edhepsé s'vodh as vrau aj., qi bân bé, por ndoshta kà ndie a edhè din sè vodh a vrau i vllaj a kushrîni a kush tjeter.

§.575. Kur të bahet beja, do të thotë: "as vetë, as kush i shpis s'ême e s’diej sè kush të vodh a të vrau".

§.576. Prandej kà vû Poroten kanûja, qi, tuj shkue në bé gjith aj nieri, mos njani, tjetri e i treti mùnd të diej ndo'i send kû prej të ndiemit a prej të pâmit të njij shêji, e sè nuk do t'a shesin shpirtin, tuj e là me bé të rrêjshme nji nieri.

§.577. Si të bahet beja me "sedlje", s'kà tager kush me i u beditë mâ per at viedhni a gjak të hupun as të pandehunit e as Porotës. Do të shkojë njeti me bâ hetime per gjâ a gjak të hupun. "Bé mbi bé kanûj a s'bân".

§.578. Po s'muejt kush me bâ bén me "sedije", s'do të shkojë në bé, tuj mendue se gjindet në peshim para Perendis e sè beja e rrejshme, pose qi kà rrfen kah shpirti, ajo kà ndeshkimin e faqen e zezë permbrapa, po u hetue.

§.579. Do të flasë me ndonjanin prej Pleqsh, qi t'a ndalë Poroten, të mos shkojë në bé, do t’u kallxojë bakeqin, qi t'a vêjë per udhë të zo'n e gjâs a të gjakut të hupun.

§.580. I zoti i gjâs a i gjakut, permbas hetimevet të pertejme, do t’u lyp arsye si mbas kanûnît.

§.581. Po s'i u vû, i zoti gjâs a i gjakut kà tager me e vû në bé, a, po i duel Kapucari, do t’i pergjegjet detyrës edhè kapucaris.

§.582. "A bén me "sedije", a gjân a cubin".

§.583. Debejen në bé s'e bân kanûja, po s'u gjegj kush me bâ bé me "sedije", kanûja e mban per fâjtuer, prà, a bén me "sedije", a me là gjân, a me kallxue bakeqin, ne mos pasët ky gisht n'at vjedhni a vrasë.

§.584. Parimi i kanûnit s'luen: "Maja e bés âsht sedija", e "Sedija xjerrë gjân".

§.585. "Shka të mirret me bé, i jét atij, qi e muer". "Permbas bejet t'i vêjë kumbonë (berrit), permbas bejet t'a ngasë n'arë (kàn)".

§.586. Janë fjalët e kanûnit, jo pse i pelqen, por pse s'kà si me i a njitë grrêmçin, 'si të lahet me bé.

§.587. Kanûja jét dalë në këto rasë e prandej kà mbetë flala: "Mos të ndeshët Zoti në bérrêjshmin!"

§.588. Per të shmangun të çdo dyshimit të bés së rrêjshme Pleqt e gjygjit do të çilin syt, tuj zgiedhë njerz të ndershem per Poronikë të njehun, mbë të cillt varet beja e drejtë.

NYE I NANDËDHETEPESËT.
Gioba e bes së rrejshme.

§.589. Po duel ndo 'i burrë zêmrak, edhè i prin të zot't në gjâ të vet permbas bés së rrêjshme, ajo do t'a lajë gjân të dyfishueme e gioben e bés së rrêjshme, e mbi këta kanûja i a njet vûlen e shnjerzimit brêz mbas brêzit mjé në shtatë faqe.

§.590. Po duel kapucarî mbas bejet, Pleqt do t'a shqyrtojn mirë e do t'a rnojn pà të ngutun.

§.591. Si të dalë kapucari i mirë, i drejtë e me shêje të sigurta, cubit a giaksit i brumbullakzohen ne derë Pleqt, Katundi, Poronikët e Kapucari, edhè i zbatojn kanûnin atij bèrrêjshmit.

§.592. - Ndeshkînie mbi bérrêjshmin jânë:

a) do ti lajë të zott të gjàs dy per nji;
b) do të lajë kpucët e Kapucarit;
c) ” ” ” ”100 desh e nii kà, po kje beja më 241 Poronikë, e 500 grosh Derës së Gjomarkut. - Po kje beja nen 24 Poronikë, gioben e mêrr katundi;
d) do të shkojë të Kisha me u zgidhë prej bés së rrêjshme me gjith Poronikë;
e) do të lajë kà 500 grosh per krye Poroniku, pse u prini në bé të rrêjshme, tuj dhûnue Kishen. - Këto të holla cubi do t'i lajë mbi eltér per Kishë.

L I B R I I T E T Ë T

**D E R A**

KRY I SHTATËMBDHETËT.

NDERA VEHTJAKE.
§.593. Kanûni i Malevet të Shqypnis nuk e veçon nierin prej nierit. "Shpirt per shpirt, sè duken e falë Zoti".

§.594. I miri e i keqi kàn nji çmim: Kanûni i mban per burra: "Del i miri prej të keqit e i keqi prej të mirit". "Në kandàr të vet sè i cilli peshon katerqind derhêm".

§.595. N'i prekët kush kuej në nderë, peng a plak per nderë të mârrun s'kà, Kanûja thotë: në daç, fale, po deshte, laje ballin e vrugnuem.

§.596. Nderen seicilli e kà per vedi e nuk mùnd t’i perzihet kush kuej as me e rrethue me pêgje e me pleq. Dy gisht nderë në Iule të ballit na i njiti Zoti i Madh.

§.597. "Ndera e mârrun giobë nuk kà". -Ndera e mârrun s'falet kurr.

§.598. "Ndera e mârrun nuk shperblehet me gjâ, por a me të derdhun të gjakut, a me të falun fisnikisht (permbas ndermjetsis së dashamirve të mirë).

§.599. I korituni kà deren çilë perkah ndera: peng s'shtron, pleq smêrr, gjygj slypë; giobë s'mêrr. - Burri i fòrt mêrr gioben vetë.

§.600. Aj, të cillit i u muer ndera, xêhet i dekun kah kanûj a.

§.691. Ndera i mirret burrit:

a) Me i thànë kush sè rren facle burrave të mbledhun në kuvend,
b) Me e pshty, me i u matë, me e shty a me i rà kush;
c) Me i prishë ndermjetsin a besen,
d) Me i a dhûnue gruen a me i a hikun,
e) Me i a marrue armët e krahit a të brêzit;
f) Me i a dhûnue buken, tui i a ngâ mikun a pûntorin;
g) Me i a thye Shpin, vathin, kotecin a çerranikun n'oborr;
h) Me i a ndalë uhàn a detyren,
i) Me i a luejtë rrasen e vegshit në voter,
j) Me njye kashaten parpara mikut - î mirret ndera mikut.
k) Me koritë trevezen nder sy të mikut, kùr i zoti i shpis e kruen ulteren a Shpin e lpîn kupen.

KRY I TETËMBDHETËT.
NDERA SHOQNORE.
NYE I NANDEDHETEGJASHTËT.
Miku.

§.602. "Shpija e Shqyptarit âsht e Zotit e e mikut".

§.603. Miku nuk mùnd të hîjë në shpi, pà bâ za n'oborr.

§.604. Si të bajë za miku, i zoti i shpis a kush i shpis i pergjegjet e i del perpara.

§.605. Falet me mik, armen i a mûrr, e i prîn në shpi.

§.606. Armen i a varë në krrabë, edhè e çon në krye të vendit ké votra.

§.607. Perpushet zjarmi, lypen edhè drû. "Miku don drû".

§.608. Mikut do t'i bahet nderë: "Bukë e krypë e zerner".

§.609. Buka e krypa e zêmra, zjarmi e trungu e do firi per shtrojë do të gjindet gadi per mik në çdo kohë të natës e të ditës.

§.610. Mikut të lodhun do ti vîhet rreth me të pritun me nderë. Mikut i lahen kambët.

§.611. Per çdo mik duhet buka si hàn vetë.

§.612. Per mik të mirë duhet kafja, rakiia e buka e shtrueme me ndo'i send mâ teper.

§.613. Per mik zemret duhet duhâni, kafja e ambel, rakija e bukë e mish. -

"Mikut të zêmres i lshohet shpija".

§.614. Ruj hi në shpi, mikut do t'i mbajësh armen".

§.615. E mbaitmja e armës âsht:

a) shêj burrnije e nderje, edhè pse knaqesh sè t'erdh miku,
b) âsht shêj roje, sepsé tui i thânë: "Mirë sè erdhe", ajo do të rrijë pà droje, e sè giindesh gadi me i dalë zot per çdo rrezik,
c) âsht shêj urtije per vedi, pse, 'si ti mârrish armen, edhè në pasët ndoi mende të keqe miku, nuk kà shka të bân si t'a çarmatosish.

§.616. "Mikut i lshohet kryet e vendit".

§.617. Mikut i lshohet kryet e vendit, Po kje në shpi si edhè po kje në kuvend burrash, porsé në kuvend nuk kà zâ.

§.618. Mikut i lshohet kryet e vendit si per nderë, si edhè qi të jét mâ në të pâm e në shêj si edhè të mos të perzihet nder robët e shpis.

§.619. Si të hîjë miku në shpi, të kà là detyren.

§.620. Po të hîni miku në shpi, gjak me të pasë, do t'i thuejsh: "Mirë sè erdhe!"

§.621. "Miku do të perciellet deri kû të lypë me e percjellë".

§.622. "Miku, edhèpse xên kryet e vendit në shpi a kûdo, kurr s'prîn, por do t'i prijsh".

§.623. Miku perciellet edhè me nji fini, po kje djalë a vajzë, gjithnji si nji burrë a grue.

§.624. Si t'a perciellish mikun deri kû desht vetë me shkue, e solle shpinen me shkue në pûnë t'aride, krisi pushka n'at hov e edhè e vrau, ty nuk të pritet mik.

§.625. Mbas mikut do të hupish pûntorët, e me bukë t'aride, të mos fikesh e të mos koritesh.

§.626. "Si t'i prîsh mikut, çdo dhûnë fi bajë kuej ky, lypet mbë ty".

§.627. Mikut mos i prij, a, 'si t'i prijshë, do të hapish syt qi mos t'i bajë kuej ndo'i dhûnë a pûnë të ligë.

§.628. Kanûja urdhnon qi të perciellet miku sà mos t'a gjeë ndo'i pûnë e ligë, sà edhè mos ti bajë kuej ndo'i dâm me bukë t'ande.

§.629. Po bani ndo'i pûnë të keqe miku në bukë tande, arsyeja lypet prej teje.

§.630. I dhûnuemi e i dâmtuemi s'âsht në detyrë me ndiekë atê, qi e dhûnoi e qi e damtoi, por i kerset në derë atij, qi e mbajti në shpi e i dha bukë.

§.631. "Buka e làn dâmin".

§.632. Kanû âsht prà, qi t'i prihet mikut, sepsé xêhet sè nuk din rrugë e nuk din a do të ndeshet në mik a n'anmik.

§.633. Do t'i prîjsh, pse jé rojsi i mikut, si me i a largue rrezikun, si edhè me e ndalë prej pûnet të keqe.

§.634. "Buka të nderon, porsé të qet edhè në pûnë". (Buka m'u gjet dreq pat thànë dikush).

§.635. Po t'a dhûnoi buken miku, do t'epsh arsye në kanû per shpi e vath të thyem, per tufë të mârrun e pretime tjera.

§.636. Do të lajshë dâmet e bame prej mikut t'and a tuj vû kumbonen e tufés s'atê në trà, a me të hjekun të kaut të hullis, a me të shitun të rendit të ujit.

§.637. Nderen e dhûnen do t'a dajshë me mikun e të damtuemin do t'a ndreqish.

§.638. Ti do të lajshë e, po muejte me xjerrë gjâ tê miku, e ké per vedi, perndryshej të pasët mbetë ngiat: Paç e dhaç thotë kanûni.

§.639. Sikurse jé në detyrë me lypë mikun e prém ashtû jé në detyrë me dhânë arsye, në prefët kend miku në bukë fande.

NYE I NANDEDHETESHTATËT.
Të premt e mikut.
„ndora nuk lshohet“.

§.640. "Miku mik, shoqi shoq".

§.641. "Veç nji gacë me t'a lypë kush tê dera per me kallë çubukun, i a dhae, e e ngau kush, të pritet mik".

§.642. Po të rà ndore kush, edhè tuj t'a xânë vetem êmnin: "Jam miku i njatij" e edhèpa të pasë kênë kurr tê dera, po e ngau kush, të jét mik në derë e ftyra t'u vrugnue.

§.643. Po t'a vûni kush mikun në lojë a t'a shau, ti do t'a mkâmbish nderen e mikut me rrezik të jetës s'atê.

§.644. Po i u pré kuej miku, kanûja i kà lânë dy udhë: a të fiket, a të koritet.

§.645. Atij, qi i u pré miku, çdo send do ti epet me dorë të mâjtë e per rien giu mjé qi t'a paguej mikun.

§.646. Dora e mâjtë me kanû quhet e pandershme, e cilla mêrr e nuk ep, me miq nuk falet. Veç i pabesi me të pabesin falen me 'të.

§.647. Me kanû të hershme gjygji e karmote më hu të pabesin, e s'e lîte në kuvend burrash.

§.648. I pabesi, qi pret kend vetë a shet kend në besë, grihet katundisht e shkon

gjakhupës.

§.649. Me gojë të kanûnit: baba, vllau e deri kushrinija e dalun fare falet, porsé miku nuk falet (posë me të hîm ndermjet të dashamirvet të zêmres).

§.650. Per mik të prém rrallë sè epet besa; ndermjetsija epet sà të mârrin e t'apin, në hîfët puna në të ndrequn.

§.651. Katundi shoqi-sho'it i presin mik:

a) kùr nji shoq shmanget tê nji shoq e, tuj dalë prej shpije të këtij, e vret a shoqi tjeter a kushdo,
b) Edhepsé shoq a kushrî me të vramin mik-prém, detyrë âsht me lypë shoqin-mikun e vràm,
c) Po s'e lypi mikun e vràm, edhèpse shoq, skà pse del në kuvend burrash, pse jét i koritun e i marruern pergjithmonë e jetës.

§.652. Me ndeshë n'udhë të madhe dy shokë, e, 'si të bâjn do rrugë, kerset pushka edhè vritet njani sish, këtij tjetrit nuk i pritet mik.

Oroe:

Njimend, sè s'i pritet mik, porsé jét i koritun mos me qitë mbë dorërasin. 0 Shqyptari edhèpse bjen në gjak pà gjak, tuj e pague me vrasë mikun e preme, aj s'e mêrr ndore at pûnë, fiket me lang e plang, porsé marre s'bân.

NYE I NANDEDHETETETËT.
Të sjellnut e të zot't të shpis me miq në shpi.

§.653. Miku xên kryet e vendit në trevezë (sofer), mandej i hîn ndorja.

§.654. Framurtarit mik i tokon kryet e dashit e mikut shpatulla.

§.655. Po sndolli flamurtari, por Kreu i njij Flamuri, shpatulla i tokon këtij e mikut kryet e dashit.

§.656. Miku do të hjekë rakin e ma i pari do t'u biej duerve në trevezë.

§.657. Me ndollë në trevezë kush i Gjomarkaj e nji mik i largët, Flamurtari e dàn pergjymës me të Gjomarkain kryet e dashit e shpatulla i jét mikut.

§.658. Famurtari do t'a thejë me grusht kryet e dashit e mikut, s'i t'a két Ipi shpatullen, do t'i a thejë sumbullen.

§.659. Me ardhë per mik i Ohërnjani (i Thkellas) a në Mirditë a në Malsi të Lezhes e me ndollë aty edhè kush i Gjomarkaj, kryet e vendit e xên i Ohërnjani, mandej i Gjomarkaj- (Ket pûnë s'e bân kush prej nderjet.)

Oroe:
Këto sjellje duken si lojë, porsé kàn shkaktue vrasë të pergjegjme shi në trevezë.

§.660. Kafen e mêrr miku, mandej i zoti i shpis.

§.661. Duert në treveze i làn i zoti i shpis, mandej miku.

§.662. Goten e rakis e pin i zoti i shpis e të dyten miku,

§.663. Kashaten e nyjen miku, mandej i zoti i shpis.

§.664. Aj zot shpije, qi e njyete kashaten perpara mikut, late 500 grosh giobë.

§.665. Aj zot shpije, qi koritte trevezen e vet nder sy të-mikut, late 500 grosh giobë,

§.666. Pushka e shtîme per mik të prém nuk kà giobë.

NYE I NANDDHETENANDTËT.
Ndermjetsija.

§.667. Ndermjetsi, si lajmtari, nuk bân faj as nuk xêhet.

§.668. Ndermjetës thirret aj, i cilli hîn per me dà fjalët e kqij a, me shmangë rragen, prej të cillave mùnd të shkaktohet vrasa a ndo 'i rrênim tj eter.

§.669. Nderrnjetës mùnd të jét burrë a grue, djalë a vajzë a edhè Prifti.

§.670. Ndermjetës mùnd të hîjë per shpi me shpi, per katund me katund, per flamur me flamur.

§.671. Me i u pré ndermjetsija njij shpis së veçanët, vetë e kerkon mikun.

§.672. Me i u pré ndermjetsija njij kaktundi, katundisht u lypë mikun.

§.673. Me i u pré ndermietsija njij flamuri, flamuri mbarë e lypë mikun.

§.674. Me i u pré ndermjetsija Priftit, mikun e lypë Famullija, në të cillen gjindet, a sè flamuri e lypë, po hîni ndermjet n'emen të flamurit.

§.675. Prifti, per me dà të keq, hîn ndermjet jo n'emen të vet, por a n'emen të Famullis a n'emen të flamurit; por vetëm atbotë, kùr mos ti pûnojë fuqija e fjalës fêtare.

§.676. Po s'u inuer para sysh fuqija e fjalës fetare, atbotë Prifti hîn ndermiet si çdo qytetas, por, tuj mos bajtë zyria e tij shpatë e litàr, po i u bâ n'asgja ndermjetsija si e çdo qytetasit, katundi a flamuri do t'a mkambin nderen e tij tuj e lypë mikun e prém.

§.677. Me kênë të vramë njiqind vetë në njânin krah e në tietrin kurrnji, s'i të hîjë kush ndermjet, pushka do të prâjë, zjarmi do të shuhet.

§.678. Me bâ me u qitë poshtë flala e ndermjetsit, ajo lagje, qi të fîlloëj pusken, i a pret mikun ndermjetsit. (Po s'prâni pushka e fjala e gergasa permbas ndermjetsis, perzihet lamshi per mnerë, kryqzohet pushka, e grihen aty per aty.)

§.679. Fjalët e dokshme të ndermjetsis jânë: "Leni flalët, or juni, jam ndermjet une! -Prani pushken, burra, un jam nderrnjet mjé ké të mirremi vesht. - Prani pushken, sè katundi..., flamuri... âsht ndermjet!"

§.680. Ndermjetsi u mêrr pêgjet të dyja lagjeve, tui u dà diten sè kùr e kû do të mblidhen në kuvend, per me u mârrë vesht.

§.681. Po nuk muejt me i ndreqë ndermjetsi, pêgjet e të dy lagieve u lshon në dorë burrave t'urtë, e ky atbotë lirohet e del prej nderrnjetsije.

§.682. Ndermjetsija mbaron gjithherë a me të rame diellit a me të mârrun të diellit (me të lem a me prendim të diellit).

NYE I NJIQIDTËT.
Dorzanija.

§.683. Dorzânë thirret aj, i cilli i Iidhet kuej per të pergjegiun të njij detyre, të cillen, po s'e lau në vade të caktueme detyrsi, ky bahet dordhânës.

§.684. Uhasi, 'si të két dorzânë, s'kà nevojë me i shkue në derë detyrsit, dorzâni do të pergjegjet per tê: "Dorzânë, dordhânë", thotë kanûni.

§.685. Edhè në dekët detyrsi, uhasit s'i prishte gjâ, per detyrë, qi aj i pat këtij, do të pergjegjet dorzâni: "N'dekët detyrsi, rrnofët dorëzani," thotë kanûni.

§.686. Me bâ me u pendue dorzâni e me dashtë me dalë dorzânije, kanûja nuk e lên, sepsé: ,, Dorzani nuk hîn per me mbajtë në mend, por per me là".

§.687. Dorzani hîn me mirvet, e prandej nuk kà tager me lypë kpucë as të detyrsi as tê uhasi: "Dorzânë e bestàr nuk hîn kush me të holla".

§.688. Detyrsi, kùr lypë kend per dorzânë e, per n'i hîfêt ky, faqe burrave i thotë: "Un po të hi dorzânë, por shikjo, sè, po s'e pate nder mend me i bâ gadi të hollat në vade të caktueme, më kallxo qyshë tashti e të bahem gadi me là per ty. T'a dijshë, sè shnierzim nuk duroj!

§.689. Po nuk i u pergjegj detyrsi dorzânit, edhè e lên të lidhë qi të lajë ky prej vedit detyren e tij, dorzâni do t'i a apë pengun uhasit.

§.690. Uhasi kà tager me i a dorzue kuejdo at peng, per me xierrë detyren e vet.

§.691. Dorzani kà tager me bâ vàj në katund kundra detyrsit të keq, e katundi do t'a ngushtoîë detyrsin qi t'a shperblejë pengun e dorzânit e t'i a dorzojë të zot't.

§.692. Po s'i bani gadi të hollat detyrsi vetem prei dhunet e kasnecijet, katundi e giobitë permbas randsis së fajit pré presë të bame.

§.693. Po i bani gadi te hollat detyrsi ne vade te caktueme, para sè t'i a dorzojë te zot't do t'a bajë me dije dorzanin.

§.694. Po kje sè detyrsi nuk muejt me i bâ gadi të hollat në vade të caktueme vetem prej skamit, dorzâni do të rrîjë gadi me là per'tê, e ketë me e pritë, sè "Dora

e thatë s'kà uratë" e s'kà pse e qet në katund, pse vajin nuk i a veshtron: t'a kishte matë vedin para sè t'i hite dorëzanë.

KRY I NANDËMBDHETËT.
GJAKU E GJINIJA, VLLAZNIMI E KUMBARIJA NË KANU TË MALEVET.

NYE I NJIQIDEPARË.
Gjaku e gjinija e breza Shqyptarësh.

§.695. Vargu i brêzavet të gjakut e të gjinis, shkon në të pasosun per Shqyptarin e malevet.

§.696. Mahet vllà e fis me të gjith ata, prej së cillësh të parët e tij jânë dà heret a vonë.

§.697. Katerqind zjarmesh me u dà Shqyptari, aj as mêrr as ep, d.m.th. nuk bân krushqi.

NYE I NJIQIDEDYTË.
Lisi i gjakut, lisi i tamblit, nip trungut e nip bijet.

§.698. Brêzat rrjedhin a prej gjakut a prej gjinis.

§.699. Brêzat e gjakut rrjedhin prej ânet të babës; brêzat e gjinis rrjedhin prej ânet të nânës.

§.700. Rrjedhja e brêzavet prej ânet të babës thirret "Lisi i gjakut".

§.701. Rrjedhja e brêzavet prej ânet të nânës thirret "Lisi i tamblit"..

§.702. "Nip trungu" a "mesë trungu" thirret aj varg mashkujsh a fêmnash, qi rrjedhun prej plangut të babës.

§.703. Nip a mesë bijash thirret aj varg mashkuish a fêmnash, qi rrjedhin prej bijave të martueme.

NYE I NJIQIDETRETË.
Vllaznimi.

§.704. Vllaznimi, qi bahet tui pî gjak, e ndalon krushqin pergiithmonë ndermjet të vllaznuemve, shpis së tyne e zjarmit të tyne.

NYE I NJIQIDEKATERT.
Kumbarija (Shengjonija).

§.705. Shka âsht gjaku e gjinija per kah krushqija, ashtû âsht edhè kumbarija.

§.706. Kumbarija e Shqyptarit të malevet âsht tri nduersh:

a) kumbarija e Pagzimit,
b) kumbarija e Kunorës,
c) kumbarija e Flokvet.

NYE I NJIQIDEPESËT.
Kumbarija e Pakëzimit.

§.707. Kumbarija e Pagzimit e ndalon krushqin brêz mbas brêzit jo veç nder të pagzuemin, prînden e të pagzuemit e nder ata, qi e peshojn në derë të Kishës, por edhè nder sà rob të két shpija e njanës e të tjetres lagje e të zjarmit të tyne mbarë.

NYE I NJIQIDEGJASHTËT.
Kumbarija e kunorës.

§.708. Kumbarija e Kunorës e ndalon krushqin nder robët e shpis së kumbarve e të shpis së dhândrrit e, qi të plangsohet kumbarija e Kunorës nder dy vllazni e të pershijë edhè zjarmet e tyne, kjo pûnë shkon me kumbari të Pagzimit.

NYE I NJIQIDESHTATËT.
Kumbarija e Flokvet.

§.709. Kumbarija e ndrikullija, qi bahet në të rruem e në të mârrun të flokvet hîn në Ildhje kanûnore, qi s'e luan gjâ.

§.710. Kumbarija e flokvet e ndalon krushqin brêz mbas brêzit ndermjet shpis, vllaznis e zjarmit të kumbarës e të ndrikulls.

§.711. Ndrikullija âsht si nusija: si shkon nusja ké prîndët në kohë të caktueme prej kanûnit, ashtû skon edhè ndrikulla në kohë të caktueme tê kumbara.

§.712. Koha e ndrikullis e caktueme prej kanûnit âsht nji muej para së Lidhunash.

§.713. Ndrikullija nuk mùnd të shtyhet mbi pêsë ditë: Ditët e ndejës së ndrikulls tê kumbara do të jenë giithherë cub e jo kurr parë, tri a pêsë.

NYE I NJIQIDETETËT.
Sjelljet kanunore në të marrun të flokvet.

§.714. Nun a kumbarë thirret aj, qi mêrr flokët.

§.715. Ndrikull a nunë thirret e âma e dialit a e vajzës, të cillvet u mirren flokët.

§.716. Famull a famulleshë thirret djali a valza, të cillvet u mirren flokët.

§.717. Nuni e ndrikulla jânë si vllà e moter e nuk veçohen prej gjindes së shpis.

§.718. Po e mbushi vjetin djali e vajza, nuk u mirren flokët.

§.719. Me dekë fmija pà i u mârre flokët, nuk do të shtihet në dhé, do të thirret kumbara i shenjuern; po kje larg kumbara, do ti mârrë flokët nji tjeter, i cilli nuk do të jét prej vllaznijet e fisit të fmis.

§.720. Per të mârrun të flokvet të dialit duhet të jét burrë, e grue per vajzë.

§.721. Prindja e djalit e té vajzës, të cilIvet tu mirren flokët, do të bâin gadi buken sà mâ mirë qi të munden, per me nderue kumbaren.

§.722. Kumbara do të vîjë me nji prej dashamirësh të vet.

§.723. Thirren nja tre-kater shokë per me mârrë pjesë në gzim të shpis.

§.724. Si të kênë pî kafé, goditet vendi,

kû do t'ulet Nuni e do të gjinden aty veglat per të mârrun të flokvet.

§.725. Lypet karriga, kû do fulet Nuni, kupa me ujë, në te cilin Nuni do të lshojé nji asper të rrgjanët, msalla, qi do te shtrohet per të pritun të flokvet, gershânë a brîsk rrues per të qethun a per të rruem të famullit a të famulleshës.

§.726. Si t'ulet në karrigë Nuoi, ni djal i fisit i a pshtetë Nunit në préhen famullin a famulleshen.

§.727. Nuni do t'î marrë flokët me kët rend: a) nji çubë në ballë, b) në tambzja kà pji çube, c)mbas kreje nji çubë.

§.728. Si të mirren fjokët, Nuni i bjen ballit të famullit a të famulleshës me gersbàpé tri herë, tu thânë: "Me shndet e jetë të gjatë!" e puthë famullin a famulleshen e, tuj e hjeke prêhnit i a ep s'amës - Ndrîkulls, - e cila edhè mêrr kupen me asper të rrgjanët.

§.729. Nuni i ep NdrikuIIes 50-150 grosh e jo mâ teper.

§.730. Çubat e flokvet i mêrr e âma edhè i ruen n'arkë,

§.731. Ndrikulla do t'i apë Kumbarës: gjurdi, brekë e mangore, e gjindes se shpis se kumbarës - sà të jenë - do t'u çojë kuej msalle, kûj ride a kollçikë.

§.732. Pa i u mârrë flokët finis, gershàna nuk do t'i a perkasë kryet, po i u rriten teper flokët, i percullohen me flakë t'unës së pishës.

§.733. Si t'i mirren flokët finis,Kumbara bun at nâtë në shpi të famullit a të famulleshës, ne e nesret çohet e mêrr me vedi ndrikullen e famullin edhè i çon në shpi të vet, kû rrin tri a pêsë ditë, si mbas kanûnit.

§.734. As mort as darsem e as të kremet s'luten pà ndrikull e kumbarë, pà famull e famulleshë.

## L I B R I I N A N D Ë T

### **D A M E T**

NYE I NJIQINDENANDËT.
Përcaktimi i damevet.

§.735. " Dami kà çmim, por jo giobë".

§.736. Dami lahet permbas çmimit të pleqve a të dy shokve.

§.737. Po u gjet grueja tuj vjedhë drû në mal të huej, me dorë s'perkitet, porsé kmesa e terkuza (teja) i mirret, drût e bame jesin aty.

§.738. Kmesa e tela e mârrun xêhen per shperblim të dâmit e tjeter detyrë skà.

§.739. " Dami ka çmim por jo pushkë".

§.740. Per çdo dâm i lahet dâmi të dâmtuemit, po kje per arë e livadh, per kopshtë a vêshtë.

§.741. Sndeshkohet kush me giobë per dâm të gjâs.

§.742. Po u gjet në dâm kau a lopa, kali, mushku 'a gomari, delia a dhija, nuk mùnd të vriten, por do të çmohet dâmi i bam prej 'tyne.

§.743. Po vrau kush në dâm kàn, lopen, kalin, mushkun, gomarin, dhin e delen, làn gjân.

§.744. Gjaja e gjetun në dâm, a kapet e i çohet të zot't të dera, tui i thànë sè e gjete në dâm e të vîjë me e pà, ase e vên perpara edhè e çon tê shpija e jote edhè e ndryn në burg e, si të pleqnohet dâmi, i a kthen gjân.

§.745. "Nji dhé thàn nji vrri". - Dhija âsht frymë e keqe; shka të perkasë me gojë, e thàn.

§.746. Po u glet dhija tuj bâ dâm në vêshtë, sà cûgj hardhije të ketë verbue, kanûja kà pré këto dâme:
a) Cungu i hardhis i verbuem prej dhije nuk bân rrush per tri vjet;
b) nji cung hardhije bân rrush sà per dy okë venë e per nji okë raki në vjetë,
c) hardhija e verbueme prej dhije prà kà gjashtë okë venë e tri okë raki per dâm.

§.747. Sà per dâm t'arës, çmimi i kanûnit âsht: "Njiqind kallzë kallamoqi: nji babûne drithë". (Per njiqind kallzë a bîmë të damtueme, do të lajë i zoti i bagtis nji babûne drithë.)

NYE I NJIQINDEDHETËT.
Thiu në dam.

§.748. "Thiu në dâm kà pushkë. - Po e gjete thin në dâm, bjeri pushkë".

§.749. Po u gjet thiu në dâm pà verza (kulàr-krrabza) në qafë, vritet.

§.750. Me nji të shtîme a me nji të sjellme, gjith sà thi të vriten, dâmi âsht i të zot't të thive.

§.751. Pushka e dytë a edhè e sjellmja e dytë làn thin.

§.752. Porsa t'a vrasë kush tin në dâm, do ti lshojë za të zot't qi të shkojë me e mârrë, pse misht i a hàn aj.

§.753. Po e vrave thin në dâm e nuk e bane me dije të zo'n n'at hov, qi të skhojë me e mârrë, e mbet thiu aty, sà të fillojë me u prishë do të lahet thiu.

§.754. Si të vritet thiu në dâm, dâmin e bam e làn me krye e i dâmtuemi nuk kà shka lypë mâ, pse vaji nuk i gjegjet në kanû.

§.755. Po hîni në dâm thiu me verza, kà dâmin e jo pushken. Po e vrave, làn thin.

NYE I NJIQINDENNJIMBDHETËT.
Kurtha e ngrefun a laku në kopshtë.

§.756. "Në kopshtë t'êm a ngrefa kurthen a lakun, nuk mùnd të më ndalë kush".

§.757. Në kopshtë të thurun miré, po ngrefi kush kurthen a lakun, nuk âsht në detyrë me i u pergjegjë dâmit.

§.758. Po e ngrefi kush kurthen në kopsht të shthurun e rà në 'të berri, làn berrin.

§.759. Në katund e rreth 'tij, po e ngrefi kush kurthen, - mjé kû kapen gjaj per kullosë - e rà në'të ndo'i kâmbë berri, i zoti i kurthës làn berrin.

§.760. Kurtha shtrohet (ngrifet) me të marrmet të diellit, e shkrefet a mblidhet a mblohet mirë me të rame të diellit.

§.761. Gjaja e dâme e e mbetun në mal nâten, por rà në kurthë, rreziku âsht i të zot't të gjâs, i zoti i kurthës nuk làn gjâ.

§.762. Po u là shtruet kurtha diten, çdo gjâ, qi të biej më 'tê, i zoti i kurthës do t'i pergjegjet dâmit.

§.763. Po ràn në kurthë nâten qeni e mica, shkojn hupsë, sepsé kerkojn dhén.

§.764. Kurtha e ngrefun në mal, porsé neper shtigje kah kalon gjaja, në rafét ndoi kâmbë berri në 'tê, bariu kà tager me coptue kurthen, e i zoti i saj nuk mùnd t'i lypë arsye.

§.765. Po e ngrefi kush kurthen në rrethînë të shpijave të hueja e rà në 'tê gjaja e të zot't të vendit e mbet a me kâmbë të thyeme a edhè cofi në kurthë, i zoti i kurthës do të lajë dy per nji.

L I B R I  I  D H E T Ë T

## K A N U N I  K U N D R A  M B R A P  S H I T Ë V E T

KRYE I NJIZETËT.
HJEKSIJA.

§.766. Hjekës thirret aj, i cilli me ndermjetsi të mbrapshtë e per nen dhé i ep ndimë tjetrit per me bâ ndo'i rrênim a ndoi faqe të zezë tjeter në katund të vet.

§.767. Hjeksi i shokve:

a) per të hikun të grave bjen në gjak e500 grosh do t'i apë katundit per giobë;
b) per vrasë bjen në gjak e 500 grosh giobë katundit;
c) per cubni e per çdo send, qi të vidhet në katund me bukë, me prije e me msim të hjeksit,si të hetohet, do të lajë gjân mbas kanûnit.

KRYE I NJIZETEPARË.
VJEDHNIJA.
NYE I NJIQINDEDYMBDHETËT.
Përcaktimi i vjedhnis.

§.768. Në viedhni pershihen:

a) Cubi; e âsht aj, i cilli vjedhë me dorë të vet nji kafshë të huejen.
b) Simahorët, qi jâné ata, të cillt i bahen ndimë e krah cubit në nji vjedhni a në çdo mbrapshti, e diten e mbrame, po u hetue vjedhnija, do të lajn gjân e huej si mbas kanûnit e mbas pjesës, qi kàn mârrë.
c) Buka âsht niaj plang, kû cubat me gjâ të vjedhun hàn bukè, ase marrin me vedi bukë, edhè perciellen me gjâ të vjedhun. "Cubi e bukdhânsi jânë nji".
d) Kjori; e âsht aj, i cilli e strofullon gjân e vjedhun. - "Paras cubi, paras kjori".
e) Edhè në mos marrët pjesë në viedhni kjori, ai bahet fajtuer si vetë cubi, pse bahet strofull cubash e vjedhnish.
f) Gjurma âsht ferkemi, qi bân gjaja, permbas së cillës udhton i zoti i gjâs së viedhun, tuj e çue gjurmen: a mbrenda kufinit të njij katundi a të njij lagjie, a mbrenda rrethit të nji) shpije, të njij oborri a të njij vathi. - "Gjurma e vûme, giaja gjetun".
g) Fmi, brraca e biramela.
h) Grabitçori, e âsht aj, i cilli ballas e me perdhûni i a mêrr kuej nji gjâ per ndo'i detyrë.

§.769. Po i u duer gjurma në mal të zot't të gjâs së vjedhun, nuk mùnd të kapë as katundin e aferm, as flamurin, porsé, n'i kjafët zêmra mb'at katund, t'a mundojë qi t'i lahet me bé.

§ 770. Gjurma e prûme mbrenda katundit, po s'mùnd e hetoi cubîn, i zoti i gjâs e lypë mbë katund, e katundi do t'i pergjegjet.

§.771. Gjurma e prûme mbrenda njij lagjje të katundit po s'u hetue cubi, ajo lagje do t'i a lajë gjân të zot't.

§.772. Gjurma e prûme mbrenda rrethit të shpis, t'oborrit, a të vathit, ajo shpi do t'i a lajë gjân të zot't.

§.773. Gjurma e prûme mbrenda rrethit të shpis, të oborrit, a të vathit, ajo shpi do t'i a lajë gjân të zot't.

§.774. Çdo dâm, viedhni e bracni të bame prej fmîsh, bracash e biramelash, po u hetuen, shpija, së cîllës i perkasin, do t'a lajn.

§.775. Parimi i kanûnit âsht: "Shka të bâjn të mêtujt (mêcat), burrnimi i shpis do t'a lajn".

§.776. Fmit, bracat e biramelat, edhè ne u gjeshin me bracni në dorë, dora e huej nuk mùnd t'i perkasë (nuk mùnd t'i rrafë),por do të bahen me dije prîndja, e këta do të pergjegjen per'ta.

NYE I NJIQINDETREMBDHETËT.
Grabitja.

§.777. Udha e Zotit s'làn gjâ".

§.778. Kanûja s'bân qi të trazohet kush në shteg të vet. Udha e amdhe s'i a kà ndo'i detyrë kuej.

§.779. Po i pat kush ndo'i detyrë kuej e nuk i ep arsye, vajin do t'a bajë në katund uhasi, e ky do të biejë në mend detyrsin.

§.780. Po u çue kush edhè thei udhen e madhe, tui i a ndalë shtegtarit a kalin, a mushkun, magjarin a ndo'i kâmbë berri, - po su vran aty-peraty - grabitçari bjen në giobë të katundit mbas randsis së faiit e gjân e grabitun do t'i a kthejë të zot't.

§.781. Po u çue kush, e vetem prei hamendjet, edhè i grabiti kuei a kàl, a mushk, a màgjar, e së mbrami i del i padetyrë i grabitunî, grabitçari bjen në giobë të katundit per të thyem t'udhës së madhe e të zot't do ti a kthejë gjân e çmimin e ditve të hupûna.

NYE I NJIQINDEKATERMBDHETËT.
Preja (Premtimi).

§.782. " Preja mirret me pré",

§.783. Me rà pré, me pretue, me mârrë pré don me thànë me mârrë a me pershi nji tufë gjaje në mal, në vrri a edhè në vath.

§.784. Preja të shumen e herës shkaktohet kùr mos të giegjet me i ardhë n'arsye lagja lagjes.

§.785. Prela nuk shndrrohet ndryshei, por a me pré tjeter, a me pushkë.

§.786. Prela ndollë a katund me katund, a flamur me flamur, a edhè nder shpija të veçanta.

§.787. Preja shkaktohet a per kufije mali a bjeshke, a per kullosë. a per ndonji dhûnë tjeter, me të cillen fyhet nji katund, nji flamur, a edhè nii shpi e veçantë.

§.788. Preja. qi bahet në mal, kà gjân të zot't, pà tjeter.

§.789. Preja, qi bahet në vath, kà gjân të zot't e 600 grosh giobë per nderë të vathit.

§.790. Preja e pà-rrugë kà gjân të zot't e 500 grosh giboë. Permbas ndermjetsis së dashamirvet e të burravet të dheut gioba falet.

§.791. Po u pretue nji tufë e huej në rrugë, në mal e një bjeshkë per kufi, atbotë si katundi si flamuri i perkrahen pretarit.

§.792. Pres së pà-rrugë, bani e i u perkrah katundi e flamuri, ndermietsija u mârrin pêgje e do të peshohen prej Pleqsh si mbas kanûnit.

§.793. Si mbas randsis së fâjit do t'i lahet gioba e gjaja të zot't.

§.794. Po i u perkrah pretarit katundi e flamuri, i pretuemi kà tager me, i rà pré kuej të mundet n'at katund a flamur, per me mkambë nderen e vet e me shperblye gjân e vet.

§.795. I pretuemi nuk mùnd t'a pretojë as katundin as flamurin, 'si t'a leçisë pretarin e t'a lajë shpi me shpi. - Kanûni thotë: "A gjân të zot't, a rrugen të lirë".

§.796. Gjaja e pretueme në mal a në bieshkë nuk kà dy-per-njahen, por gjân të zot't,

§.797. "Kumbona e tufës nuk mùnd të mirret pré",

§.798. Po u muer pré kumbona e ogiçit në mal a në vath, kjo kà nderen sà tufa mârrë e sà vathi prçtari do të lajë 500 grosh giobë per nderë, edhèpse nuk muer kurrnji kâmbë berri.

§.799. Ogiçi, hànori e vergani e qeni i hekuravet, nuk mùnd të mirren pré as per detyrë.

§.800. "Preja per detyrë nuk mirret". Po ndolli kjo pûnë, katundi e flamuri e leçIsin pretarin, po su gjegj me kthye gjânë.

§.801. Po e prishi gjânë e pretueme pretari, diten e lahes do t'i a kthejë të zot't krye per krye edhè tuj e zgiedhë në tufë të tij.

NYE I NJIQINDEPESËMBDHETËT.
Faji i kobshem.

§.802. Kush vjedhë Shpin e strajcen e mikut, kanûja i kà caktue per giobë "faqen e zezë" e âsht i hjedhun prej kuvendit e gjyqit.

§.803. Po e vodh mikun e njij shpis dora e tjeterkuej e i shpis tjeter i lypet miku i prém e shpija e thyeme.

NYE I NJIQINDEGJASHTËMBDHETËT.
Dypernjahja.

§.804. Nder të gjitha vendet, kû mbahet kanûja, çdo gjâ e vjedhun kà dypernjahen: "Dy per nji, mjaft qi të hecin me kâmbë".

§.805. Dypernjahja do t'epet jo veç per bagti të trasha, por edhè per bagti t'ima, e per send të vjedhun.

§.806. Dypemjahja do të shperblehet edhè per nji të djegun të dhûnshem të

shpis, të ksollës, të tbanit, të mullarit të sânës a të kashtës, të gjethit edhè të gardhît.

§.807. Kopshti, veshta e ara e vjedhun kan dypernjahen.

§.808. Gjeli (knduesi-kadoci) i vjedhun a i vràm, kà gjygjin e prém: 500 grosh të zot't, per arsye qi: "Knduesi âsht herori (sahati) i të vorfnit".

§.809. Thiu i mbajtun, i vjedhun a i vràm (posë sè n'u gjet në dâm) kà 500 grosh, per arsye qi: "Thiu i ushqyem âsht mbaja e njij shpis".

§.810. Dy kafshët e permenduna nuk e kàn dypernjahen e as gjelin gjel, as thin thi, por 500 grosh pare të thata.

§.811. Per vegla bulkijet, bi. fj. per um të vjedhun e të hetuem cubi do t'i lajë të zot't aq puntorë sà ditë i shkuen hupës, e umini umî.

NYE I NJIQINDESHTATËMBDHETËT.
Tagri i të zot't të gjasë së vjedhun.

§.812. "Ku t'a gjejë gjân e vet i zoti, e mêrr."

§.813. Mbas këtij parimi i zoti i gjâs së vjedhun nuk âsht në detyrë të rrafgohet, sepsé, kûdo qi t'a hetojë e t'a gjejë gjân e vet, aj kà tager me e mârrë.

§.814. Po u vodh gjaja nper mjet të bukës, buka do t'a lajë.

§.815. Po u vodh gjaja nper mjet të kjorit, kjori do ta lajë.

§.816. Po u ndoq per gjurmë, aty kû të jesé gjurma, i zoti i gjâs ngulë e do t'i epet arsyeja më kâmbë e më dorë.

§.817. Po bleu kush nji giâ të vjedhun, edhè pà diejtë sè âsht e vjedhun, i zoti i gjâs kà tager me e mârrë e shitsi (cubi) do t'i a ktheje blesit deri në të mbramin dysh të çmimit, qi muer per at gjâ të shitun, e të zot't të gjâs dypernjahen.

§.818. Pose sè per vjedhin të bame ne Kishë e në Qele, cubi nuk kà giobë as faqe katundit as faqe flamurit.

§.819. Po u vodh gjaja në vath, cubi do te lajë dypernjahen e 500 grosh giobë per vath te thyem.

§.820. Po u vodh gjaja ne mal, cubi do te lajë dypernjahen.

§.821. Po u vodh gjaja ne shpi, cubi do te laje dypemjahen e 500 grosh per shpi te thyeme.

KRYE I NJIZETEDYTË.
VRASA.
NYE I NJIQINDETETËMBDHETËT.
Prita.

§.822. Prita âsht nji sjellje, me të cillen malet e fushat e Shqypnis u vêin pusijt glaksorvet a kuejdo, qi të két menden me vrà. (Me dalë në, pritë; me ndêjë ne pritë, me vû priten, me rà në pritë).

§.823. "Së keqes i pergiegjet aj, qi prin ase rrethas".

§.824. Mbrenda flamurit të vet nuk mùnd të mârrë kush shokë, per me i dalë kuej në pritë, e, po duel kush, edhè vran kend të flamurit, të gjith biejn në gjak.

§.825. Jashta flamurit të vet, po duel kush në pritë per me vrà kend të flamurit të huei, prisi bien në gjak e jo simpahorët. "Aj, qi prîn, e mêrr gjakun mbi vedi".

§.826. "Kush e ep fishekun, gjakun e bân të ve'n".

§.827. U çue kush edhè mblodh shoke e dashamire edhè i duel në pritë kue), tuj u thànë: të gjithsà pushke, qi t shprazen, jânë të mijat, po u vrà kush, gjakun e mêrr mbi vedi prisi.

§.828. "Pushka c çon giakun tê shpija". - "Pushka të lshon në gjak".

§.829. Po e uhajtî kush pushken e kuej e pà dieje të zot't të pushkës shkoi ky e i duel në pritë kuej edhè vrau nierin, tëhjeksi bjen në gjak e jo i zoti i pushkës.

§.830. Po i muer kush pushken e kuej, tuj i kallxue të zot't, sè kà nder mend me dalë në pritë e me vrà nierin, edhè e vrau, i zoti i pushkës bjen në gjak, sepsé : Pushka e çon gjakun tê shpija

§.831. "Simahori i pa'-gjak bjen në gjak".

§.832. Po duel nji edhè mblodh shokë e dasharnirë e i duel në pritë kuej, pà i pasë ky as glak as varrë, edhè e vrau, prisi me gjithë simaherë biejn në gjak.

§.833. Po duel kush në pritë per me vrà gjaksin e vet, me gjithsà shokë e dashamirë të jét, e mêrr gjakun e vet e nuk biejn në gjak.

§.834. Po duel në pritë nji tubë burrash, krisi pushka prej ânet të pritëtarvet, porsé nuk vran kend, e n'ai hov krisi pushka edhè prej ânet t'atyne, qi ràn në pritë, n'ai të perziem vritet nji prej atyne, qi ràn në pritë, por nuk u vrà prej pushket të pritëtarvet, këta biejn në gjak mbas kanûnit, sepsé e filluen pushken.

§.835. Prita do të fillojë pushken mbë burra e jo mbë gra, fini, mbë shpi e mbë bagti.

§.836. Po qiti pushkë prita mbë gra, fini, shpi a mbë bagti, punon kundra kanûnit e, po nuk e muer në kujdes két dhûnë Flamuri i pritëtarvet, qi t’i ndeshkojë mbas kanûnit, atbotë do të hîjë pushka shpi më shpi, mandej fis me fis, katund me katund e së mbramit flamur me flarnur.

§.837. Aj, qi dàn me dalë në pritë, do të

mârrë bukë me vedi si edhè per simahorë.

§.838. Po hinë kund, pa xânë' vend prite e pin kafé, a hàngern bukë, a mueren me vedi buken në ndonji shpi të huej, shkuen në pritë edhè vran nierin, shpija e të vramit e kerkon per gjak Shpin, qi u dha bukë.

§.839. "Pushka e buka e dhânun me dieje të vrasës, i sjellin gjakun atij, qi e ep".

§.840. Po u çue kush me i dalë në pritë shoqit të vet e per simahorë mbledhë shoqnin, po vran kend, si prisi si shokët simahorë biejn në gjak me at shpi, po kje sè duelen faqe.

§.841. Po u çue kush prej Mirdite me i a vû priten ndokuej në Thkellë a në Malsi të Lezhes a njeti e per simahorë mêrr shokë e dikend prej flarnurve të permendun, aj, qi u prîni, bjen ne gjak.

§.842. Po i thà kush kuej qi t'i dalë në pritë ndokuej e t'a vrasë, tuj i folun besen, sè në ditë të pajtimit t'atij gjaku do të laj çmimin e gjakut, e aj permbas besës së dhânun, shkoi edhè vrau shi atê, qi i thà aj, e së mbramit e lên në qull e nuk i u pergjegj,me të holla, dorërasi jét në gjak, e atij, qi e shtini, i digjet shpija per presë, qi i bani e 100 desh e nji kà giobë.

NYE I NJIQINDENANDËMBDHETËT.
Dorërasi.

§.843. Dorëras thirret aj, i cilli vret kend me dorë t'vet.

§.844. Dorërasi, porsà t'a vrasë nierin, do të çojë fjalë sè e vrau aj e mos të hutojn mendsh prindja e të vramit.

§.845. Dorërasi do të çojë me lypë besë.

§.846. Dorërasi, po muejt vetë me e sjllë marë te vramin, mire; perndryshej mbe kedo, qi të ndeshet, do t'i thotë qi të shkojë me e sjellë marë e armen me i a pshtetë tê kryet.

§.847. Dorërasi nuk guxon mè mârrë armen e të vramit, po bani két faqe të zezë, aj bjen në dy gjaqe.

§.848. Dorérasi i prîndës së vet grihet prej fisit a katundisht.

§.849. Dorërasie kà të luejtmen nâten aty, kû t'a çile drita, do të struket.

NYE I NJIQINDENJIZETËT.
Simahori.

§.850. Simahuer âsht aj, i cilli i ep dorë dorërasit, tuj i ndihmue a në vrasë a në viedhni a në  të kryem të çdo mbrapshtije tjeter.

NYE I NJIQINDENJIZETEPARË.
Bestari.

§.851. Bestarë jânë ata, qi hijn tê prîndja e kushrinija e të vramit, per me xjerrë besë per dorërasin e per shpi të tij, jânë mprojtarët e dorërasit e të shpis së tij, qi

mos t'i gjejë gjâ në vade të besës.

§.852. "Dorzânë e bestàr nuk- hîn kush me pare".

§.853. Tuj kênë nji nevojë uhazishte, kanûja nuk don qi të mârrin opanga ata, qi hijn dorzânë e as ata, qi xjerrin besë per ndokend.

NYE I NJIQINDENJIZETEDYTË.
Besa.

§.854. Besa âsht nji vade lirije e sigurimi, qi shpija e të vramit i ep dorërasit e shpijarvet të tij, tuj mos i ndjekë per gjak perkohsîsht e mjé në vade të caktueme.

§.855. Me çue gjind per besë âsht kanû, me dhânë besë âsht detyrë e burrni.

§.856. Shpija e të vramit, po i dha besë dorërasit, ky edhèpse e vrau, do të shkojë në mort e në gjâmë me percjellë të vramin deri në vorrim e me ndêjë per drekë. - Kio besë ngjatë 24 orë.

§.857. Po s'shkoi dorërasi ne gjâmë e ne drekë permbas besës së dhânun, nuk i xêhet per shburrnim shpis së të vramit, edhè në mos i dhashtë besë, tuj kênë sè dorërasi i a shtoi dhunën mbi dhûnë.

§.858. Permbasi të hîjë i vrami në dhé, katundi kà tager, mbas kanûnit, me i a xjerrë besen dorërasit e shpijarve të tij.

§.859. Besa e katundit âsht tridhetë ditshem.

§.860. Po ngurroi shpija e të vramit e s'u gjegj me i dhânë bese katundit, dorërasi me gjithë shpijarë e kushrîni te dame zjarmit do të rrijë mshilë.

§.861. Kurrkush tjeter nuk mùnd të bije me i a xjerre besen dorërasit e shpija e të vramit nuk mùnd t'i ape kuej bese, per pà ndreqe katundin e vet.

§.862. Si t'a ndreqë katundin e vet shpija e të vramit, atbotë u çilet udha miqvet e dashamirvet per me lypë besë per dorërasin.

§.863. Po e çili besen e fisit shpija e të vramit, gjith sà fiseve të jenë në katund të tij do t'u apë besë as mâ pak as mâ teper.

§.864. Po u çue nji mik edhè i shkoi shpis së të vramit per besë e kjo e percjellë me "Mos m'eia mâ" e nuk i dha besë, s'kà pse i shkon mâ.

§.865. Po u çue nji mik tjeter edhè i shkon per besë shpis së të vramit, e kjo e percjellë me "Per tash s't'ap besë, 'sè nuk e shof gjasen", mâ të paren besë, qi dàn me dhânë, këtij do t'i a apë, tuj lânë m'anesh miq e dashamirë zemret.

§.866. Po pat besë shpija e dorërasit, të rrijn me mend e me nierzi në pûnë të vet, të ruhen si burrnimi si edhè granija e mos t'i shkaktojn dâme as trazime, per në kioshin ngiatas me shpi të të vramit e mos të shesin kreni.

§.867. Po u prû keqas shpija e dorërasit ndaj Shpin e të vramit, katundi bashkë

me dorzânë t'a qortojë e, n'e lypët nevoia, të ndeshkohet me giobë e t'u kputet besa.

§.868. Kanû burrnijet por edhè detyret

âsht të mos perbuzet kush në Shpin e të vramit, edhèpse e mjerë e e thame krahësh.

§.869. Mos të trimnohet kush me i pri gjaksit e me luejtë me 'tê neper katund të shpis të të vramît, kanûja thotë: "Giaksin rueje e mos e perciell faqe shoqit të shpis së të vramit". "Gjaksi e kà të luejtmen nâten, e aty, kû t'a çilë drita, të struket". - "Si të biej në glak nieri, të hikmen e të mshefmen i kà per deytrë".

§.870. "I dâmi zjarmit jashta 24 orvet nuk î ruhet mâ giaksit".

§.871. Kushrinija e dâme me zjarm prej dorërasit mbrenda 24 orve të vrasës do të ruhen, sepsé, po i vrau shpija e të vramit, e mêrr gjakun e vet.

§.872. Po pshtuen pà u vrà mbas 24 orësh, do të dorzaniten me shpi të të vramit e do të jenë të lirë në punë të vet.

§.873. Po vran kend prej kushrinis së dâme shpija e të vramit mbasi të kalojn 24 orët, ajo nuk mérr gjak, por bjen në giak.

NYE I NJIQINDENJIZETETRETË.
Besa e gjasë e e çobanit.

§.874. Besa e gjâs e e çobânil âsht ajo, qi dy a mâ flamure vêjn nder vedi me pelqim të niani tjetrit.

§.875. Tuj vû két besë, flamurtarët me Krenë e djelmni, i caktoin udhen udhtarit, lajmtarit, si edhè bariut me gjâ.

§.876. Udhtari e lajmtari i njij flamuri, qi kà pûnë në flamur të huej, nuk mundet me i kalue caqet të kufizueme prej dy flamurve në të lidhun të besës së gjâs e të çobânit.

§.877. Udhtari e lajmtari, posë sè nuk mùnd të shmangin udhen, ata as mùnd të hiin në shpi tjeter, 'si të vêjn kamben në flamur të huej, por do të shkoin fill e të shpija e Flamurtarit të vendit.

§.878. Po pat per të krye pûnen e vet udhtari, a pûnen e flamurit lajmtari, ata nuk mùnd të dalin neper flamur të huej vetem, por do të jenë të percjellun a prej Flamurtarit të vendit a prej ndonjij nierit, qi tu apë vetë Flamurtari.

§.879. Si tuj shkue, si tuj dredhue urdhtari e lajmtari do t'udhtoin per udhë të madhe e pà shkapercye caqet e dâme prej flamurve me besë të gjâs e të çobânit.

§.880. Po e gjet giâ udhtarin, lajmtarin a barin, pà dalë prej flamurit të huej, a tuj kullotë gjân nder copë të dâme, ata priten në besë te gjasë e të çobânit.

§.881. Presa në besë të gjasë e të çobânit kà këto ndeshkime e giobë:

a) dorërasi do t’i lajë shpis së të vramit 22 qese per gjak,
b) flamuri i dorërasit i djegë tri kulla dorërasit, po s'pat tri kulla të veta dorërasi, do të digien: kulla e dorërasit e dy kulla tjera të kushriive të ngiatë të dorërasit, po s'pat kushrij të ngiatë, edhènjiqind brêzash në kjoshin, do t’u digjen kullat.

§.882. Flamuri i dorërasit e sodumë pasunin e dorërasit me bîme e me dhé, me gjà e me gjithshka të két.

§.883. Po e shmangu udhen udhtari a lajmtari, a i kaloi caqet bariu me gjâ, ne i vrafët kush, s'i priten miq besës së giâs e të çobânit, por atij, prej shpis së të cillit duelen, e me shpi të tyne bjen në gjak dorërasi si mbas kanûnit.

§.884. Po preku kush tufen e gjâs në mal e rider caqet e shenjueme, cubi bjen në ndeshkime e giobë të permenduna, pse e preu në besë të gjâs e të çobânit.

§.885. Dorzânët e besës së gjâs e të çobânit, jânë Flamurtarët, Krenët e Djelimnija e Flamurve të lidhun në két besë.

Oroe:
Mbas tregimeve, qi diftohenprej popullit të Malevet të Shqypnis (mbi të cillat tash falsim në rreshtim të tregimeve të ndryshme), dàn kjartas sè "Besa e gjâs e e çobânit" âsht shum e vjeter, e sè do të jét kênë mbajtë para sè kà fillue me vjellë flakë grykëholla (pushka).
Vende-vende edhè sot mbahet besa e gjâs e e çobânit; si bj.fj.nder Malet e Gjakovës: Nikai, Mertuer, Gash, Krasniqe e njeti. Nder Malet e Dukagjinit: Shalë, Shosh, Kir, Gjaj, Plan e Toplanë; nder Malet e Pukës, të Mirditës, të Thkellës, të Malsis së Lezhes e kah Kurbini, edhèpse sot nuk mbahet mâ kjo dorë bese, permbas tregimevet, qi na kàn diftue Pleqt e këtyne vendeve, heret edhè këto krahina i kà pase pershi besa e gjâs e e çobânit.

NYE I NJIQINDENJIZETEKATERT.
Gjaku.

§.886. Në kanû të Malevet të Shqypnis gjithsà djelm të lein, njehen të mirë e nuk veçohen njani prei tjetrit.

§.887. Çmimi i jetës së nierit âsht nji, si per të mirin si edhè per të keqin.

§.888. Seicilli mbahet i mirë edhè i thotë vedit: "Jam burrë" e i thonë: "A jé burrë!"

§.889. Me kênë veçim gjaqesh, kanûja nuk kishte dieit me i a gjetë vangun pûnës prej pleqnish e pêgjesh në peshim të të mirit e të keqit, tuj kênë sè seicilli mbahet rrumbull katerqind derhêm n'okë të vet.

§.890. Me pasë lânë shtegun e veçimit të gjaqevet, të keqin per dukë e per fisniki-firukun kishin me e vrà edhè pà pûnë, ishin shtue vrasët, 'si mos të kishte dalë kush me lypë arsye per vrasë të të keqit e të firukut.

§.891. Prandei "Gjaqet i là Leka si njanja: del i miri prej të keqit e i keqi prej të mirit". -Shpirt per shpirt, 'sè duken e falë Zoti".

§.892. Kush të vras nierin prà, kje burre a grue, djalë a cucë a edhè férishte djepi, i mirë a sherntim per dukë, krye, plak a sterplak, i pasë a i pà-pasë, fisnik a firuk, ndeshkimi âsht nji doret: per vrasë të mashkullit 6 qese, 100 desh e gjysë kau giobë.

§.893. Kush të shitojë nierin, çmiml, i permendun ne 892 pergjysmohet si per mashkull si per femen.

§.894. "E shituemia shkon mbas kerçikut, a si t'i a prejë mjeku" (Çmimin e mjekimit si t'a prejë mjeku).

§.895. Pajtimi i gjakut a i varrës, qi bahet me krenë e djelm, nuk kà tjeter per posë 6 qese per gjak e 3 qese per varrë. Pajtmi i giakut a i varrës, qi bahet me ndermjetsi të dashamirvet, permbi 6 a 3 qese lypin edhè të prishunat e mjekimevet.

§.896. Të ramt në gjak, po u bâ vrasa në katund, dorërasi me mashkullim të shpis edhè ferishte djepi në kjofèt do të bahen e do të dalin prej katundit e do të shkojn nder miq, per me i u shmangë rrezikut të vrasës.

§.897. Me grani të dorërasit slà pûnë shpija e të vramit, sepsé "Grueja e Prifti nuk biejn në gjak".

NYE I NJIQINDENJIZETEPESËT.
“Gjaku shkon per gisht”.

§.898. Në kanû të veter të Malevet të Shqypnis vetem dorërasi bijte në gjak, ase aj, i cilli tëhiqte, shkrepte e shprazte pushken a çdo armë kundra nierit.

§.899. Shpija e të, vramit nuk mujte me ndjekë as me vrà tjeterkend prej vllazensh, nipash a kushrijsh të gjaksorit, pos gishtit - dorërasit -.

§.900. Kanûja e vonshme pershin mashkullimin e shpis së dorërasit mjé në ferishte djepi, kushrinin e nipat e ngiatë, edhèpse të damë, por per 24 orë, në valë të gjakut , e mbas 24 orësh do t’u qitte dorzânë shpija e të vramit

NYE I NJIQINDENJIZEGJASHTËT.
“Gjaku per gjak me mbetë”.

§.901. Kur të vrasé shoqi shoqin dy vetët, qi u fjalisen, e biejn të dy dekun, jesin krye i per krey, ase gjak per giak.

§.902. Shpijat e të vramvet nuk mùnd të shtyhen në fjalë, as nuk mùnd të lypin shperblime lagjja lagies. - Do të dorzaniten mbas kanûnit.

§.903. Po mbet niani i vràm e tjetri i shituem, atbotë i shituemi do t'i a kthejë tepricen e çmimit të gjakut të vramit.

§.904. Po m'a vrau kush têm vllà un u çova edhè e gjuejta nji të shpis së dorërasit, tuj e shitue nji herë e mjé në njizet herë, së mbramit drodha pushken edhè e vrava të vllan e këtij a mun dorërasin e t'êm vllà, të gjitha varrët do të

pleqnohen e do të lahen, e i vrami jét krye per krye me t'êm vllà të vrâm.

§.905. Po vrava atê, qi paçë shitue njizet herë, varrët hupin, e jesin gjak per gjak me të vramin.

§.906. Po qita mbë kend edhè vetem e gervishta në krye, i kam 3 qese per varrë.

§.907. Po i rashë kambës i kam 750 grosh.

§.908. E shituemja në brêz e perpjetë kà 3 qese, në brêz e teposhtë kà 750 grosh.

NYE I NJIQINDENJIZETESHTATËT.
"Gjaku per faj nuk jet".

§.909. Çdo faj, qi fi bajë Shqyptari Shqyptarit, tager kà me e mundue me pleq e me pêgje, porsé nuk mùnd t'a vrasë, 'sè "Gjaku per fâj nuk jét".

§.910. Po më shau kush, e un e vrava, i a kam giakun.

§.911. Po erdh kush me m'i dhânë zjarré shpis, a ksollës, a tbanit, un e prita edhè e vrava, î karn gjakun,

§.912. Po erdh kush me të vjedhë, edhè e shef tuj t'a zhberthye deren, e vrave, i ké gjakun.

§.913. Erdh kush me t'a dlirë vathin, e shef tuj t'a vû tufen e gjasé perpara, rrane me xjerrë gjânë tande e atij s'i lodhet mendja me t'a lshue, po e vrave, bjen në gjak.

§.914. T'u mbat kush a të rà, ti e vrave, bjen ne gjak.

§.915. Të hypi kush në qafé, edhèpse jânë dy duer per nji krye, po e vrave, i ké gjakun.

Oroe:
914 e 915 peshohen mbas randsis së fajit.

NYE I NJIQINDENJIZETETETETËT.
"Gjaku s'bahet giobë".

§.916. "Gjaku gjak, gioba giobë, thotë kanûja".

§.917. Gjaku s'hupë kurr.

§.918. Në çdo faj me i rà shpis së dorër asit shpija e të vramit, do të gjygjohen e do të pleqnohen edhè me pêgje, ne e lypët nevoja; prose faji jét gjithherë faj, e shpija e të vramit do t'a perligjë Shpin e dorërasît, 'si t'a shofin me udhë pleqt.

§.919. Në çdo giobë me rà shpija e të vramit, gioben e làn giobë, porsé giakun s'mùnd ti ia hupin a giobë s'mùnd ti a bâjn edhèpse shpi e ligë edhè e lânun.

NYE I NJIQINDENJIZETENANDËT.

Gjaku per punë të ligë.

§.920. " Ata, qi kàn shtat e dhûnë bashkë, po u vran të dy në pûnë të keqe, shkojn gjak-hupës".

§.921. Parimi "Gjaku per faj s'jét", në dhunim të gravet e bjerrë fuqin e vet.

§.922. "Mikun e prém, armët e gruen e dhunueme, kanûja s'i perket."

§.923. I marruemi e e marruernja vetem atbotë shkoin giak-hupës, kùr të vriten në pûnë e në mndyrë të keqe e me nji pushkë.

§.924. Prindja e të marruemve nuk mùnd t'i kerkojn per gjak por do t'i apin dorërasit fishekun e prishun me "Të lumët dora"!

§.925. Do të qesin dorzânë, sè gjaqet e të marruemve nuk do t'i kerkojn perjetë.

§.926. Po i kjau zêmra prîndes së të vramve, sè dorërasi nuk i kà vrà në pûnë të dhunshme, gjygii i shenjon bén mbas kanûnit.

§.927. Po e là Porota mbrendë, dorërasi jét në dy gjaqe e në giobë mbas kanûnit.

§.928. Po pshtoi njana lagje pà u vrà edhè hiku, dorërasi, qi i gjet në pûnë të keqe, nuk mùnd t'a vrasë mbrapa, 'sè bjen në giak, e lagje së vrame gjakun do t'i a lajë.

§.929. Po duelen me marre grue e vajzë a cucë, e po pshtuen pà u vrà - hiken - në dhé të largët, ata i leçitë Flamuri per jetë.

§.930. Po u hetue aj, qi i koriti edhè i vûn rrethin si këtij si edhè të marruemeve, fisi, katundi e Flamuri i grin të dy, tuj jau bâ gjakun giobë.

§.931. Grueja e vêjë a cucë, qi delshîn me marre, do të digjeshin per së gjalli në grumbull të plehit. - Ase i vejshin ndermjet dy turrave drush të ndezuna e a i bajshin me kallxue simahorin, a i leishin të shkrihen per mnderë ndermjet dy zjarmesh. - Me kênë sè mbrrijshin me i a xjerrë fjalen sè cilli e koriti, atbotë i vejshin rrethin edhè simahorit, edhè i grijshin bashkë.

NYE I NJIQINDETRIDHETËT.
Vrasa pa hiri.

§.932. Vrasa pà hiri nuk e kà të ndjekmen me pushkë. - Dorërasi làn giakun e dorzanitet.

§.933. N'at gjak të xet dorërasi do te largohet e te rrîjë mshefèt mjé qi të mirret vesht puna mire.

§.934. Hin gjindja e urtë e, 'si të vertetohen sè pernjimend kie pà hiri vrasa, qi u bâ, dorërasi làn çmimin e gjakut edhè dorzanitet.

§.935. Me vrà kush - edhè pà hiri -gruen me shtat xânë, posë 3 qesevet të gjakut të grues, i a presin edhè barrés 3 qese.

§.936. Po u perpush dorërasi per 3 qese te barres, kanûja e ep me çilë të vramen, per me pà pale a pat djalë a vajzë.

§.937. Po pat djalë, dorërasi do të lajë 3 qese per gjak të grues e 6 qese per gjak të dialit: po pat vajzë, posë 3 qesevet të grues së vrame, do të lajë edhè 3 qese të vajzës.

§.938. Vrasa pà hiri nuk kà giobë.

NYE I NJIQINDETRIDHETEPARË.
Vrasë me dorzani.

§.939. Me bâ me u ngatrrue nder vedi shpija e dorerasit e shpija e të vramit mbas gjakut të pajtuem, dorzanvet u duhet me hî në flakë e nuk do të bâjn qi t'u dhunohet êmni e dorzanija.

§.940. Po krisi pushka ndermjet tyne, Dorzânët do të kerkojn mikun e prém prej lagjes, qi nisi pushken. "Gjaku shkon per gjak".

NYE I NJIQINDETRIDHETEDYTË.
Pushka ndjekë gjaksin.

§.941. Pushka e nisun kà giobë". -"Pushka e paré kà giobë".

§.942. ‘’E shkrepmja kà giobë".

§.943. Po u fjalisen dy vetë e njani e dredhë pushken mbë tietrin e e shkrepë, por s'i ndezë, po s'u vran n'at valë, i pari, qi shkrepi pushken, bjen në ndeshkim të giobës.

§.944. Po e shkrepi i pari pushken e nuk i ndezi, i dyti i ndej gati edhè e vrau, ky bjen në gjak, por jo në ndeshkim të giobës, sè "Pushka e mbrame nuk jét me të paren".

§.945. Me shkrepë pushka pà hiri, i zoti i pushkës bien në gjak, po vrau a shitoi kend.

§.946. Po hîni kush në shpi të kuej e, porsà t'a vjerrë pushken në krrabë, i kputet rrypi, shkrepë pushka edhè vret ndonji të shpis a kedo, i zoti i pushkës bien në gjak.

§.947. Po e là miku pushken të ngrefët edhè shkrepi e vrau kend, i zoti i pushkës bien në gjak.

§.948. Po e vûer miku pushken'në krrabë e kjo u thye e rà pushka në tokë, shkrepi edhè vrau kend, i zoti i krrabës bien në gjak.

§.949. Kuji e krraba jânë vû per të vjerrun të pushkvet, prà i zoti i krrabës a i kujit do t'u vete menden e mos t'i lete t'u brejshin prej krijet.

§.950. Po u vrà kush e mbet dekun në ni i krah e në tjetrin u shituen dy vetë,

jesin gjak per gjak- nji gjak, dy varrë.

§.951. Po vrau kush gruen me shtat xânë. kanûja e ep qi të çilet e po, pat djalë, dorërasi, posë giakut të grues, do të lajë 6 qese per giak të djalit; po pat cucë, do të lajë 3 qese per fmi e 3 qese per t'âmen.

§.952. Pushka e shtîme per mik të prém të lshon në gjak, por jo në giobë.

§.953. Pushka e shtîme per grue a cucë të dhunueme s'kà as gjak as giobë.

§.954. Pushka e shtîme per armë të marruna, bien në gjak, por jo në giobë.

§.955. Pushka, qi vret pà hiri, kà gjakun gjak, por s'kà giobë as të ndjekmen.

§.956. Pushka e shkrepun mbë kedo kà giobë.

§.957. Per çdo vrasë: 6 qese per gjak, 100 desh e 1 kà giobë Flamurit e 500 grosh derës së Giomarkut t'Oroshit (per Mirditë).

NYE I NJIQINDETRIDHETETRETË.
Kush vret vendin, shkon gjak-hups.

§.958. Po vrau kush vedin, gjaku i shkon hupës.

§.959. Shpija e vetvrasti bjen në globë, 'sè giobitë vedin me të bjerrun të njij njerit e me të prishunat e drekvet.

§.960. Po vrau i vllai të vilan, gjakhupës shkon, porsé gioben e Flamurit do t'a bâjn si mbas kanûnit.

§.961. Po vrau i biri t'an, s'e ndjekë kush, porsé i biri, dorërasi, grihet a prej fisit a edhè katundisht.

§.962. Me vrà i biri tâmen, bjen në gjak me prîndët e s'amës.

§.963. Me vrà i shoqi të shoqen, bjen në giak me prîndt e grues.

§.964. Me vrà e shoqja të shoin, prîndja e kësaj biejn në gjak. (Ka ndollë qi prindja e kà gri të bin, qi bate két shemtim).

NYE I NJIQINDETRIDHETEKATERT.
Shkuesija e gjakut.

§.965. Shkues i giakut thirret aj, i cilli perpiqet té shpija e të vramit, per me e pajtue dorërasin.

§.966. Shkuesi i gjakut, po i duel në krye pûnës, kà tager në kpuce.

§.967. Kpucët a opangat e shkuesit perbahen prej 500 groshësh.

§.968. Kpucët e shkuesit të gjakut i làn shpija e dorerasit.

NYE I NJIQINDETRIDHETEPESËT.
Pajtimi i gjakut.

§.969. Paitimi i gjakut bahet dy mndyrësh: a) me të himë të dashamirvet të shpis së të vramit e te Famullitarit b) me të dalun të Krenvet, të Derës së Gjomarkut e ë djelmvet të Flamurit. - Në két rasë per çdo vrasë Dera e Giomarkut t'Oroshit mirrte 500 grosh.

§.970. Në të dyja këto rasë dorëzanët e kanûnit jânë të domosdoshem.

§.971. I zoti i gjakut, posë çmimit të caktuem per gjak, kà tager me lypë nji hutë (martine) në krah të cillitdo, qi t'a ngulë synin e dorërasi âsht në detyrë me i a prû aty.

§.972. Pa u ndreqë puna e gjakut, pà hi Dorzânët e duhshem, pà u caktue vadet e të hollavet të gjakut, trevezat e bukës nuk shtrohen e buka nuk hahet.

NYE I NJIQINDETRIDHETEGJASHTËT.
Dorzanët e gjakut.
“Dorzanë e bastar nuk hin kush me pare”.

§.973. Dorzânët e gjakut i zgjedhë shpija e dorërasit.

§.974. Dorzânët e gjakut jânë ata, qi hijn per me mbajtë larg çdo të persritun mnijet e ziarmit, qi kishte me muejtë me u ndezë ndermjet shpis së të vramit e dorërasit.

§.975. Dorzânët e gjakut, 'si të hijn nji herë, nuk dalin mâ.

§.976. Dorzânët e gjakut kàn tager me i mbajtë në fre ata, per të cillt kàn hî, e, po nuk vjeften kshillet e qortimet miqasore, kàn tager me u a rrudhun pêjt edhè me kercnim, po luejten.

NYE I NJIQINDETRIDHETESHTATËT.
Dorzanët e të hollave të gjakut.

§.977. Dorzânët e të hollavet të giakut i zgjedhë shpija e të vramit.

§.978. Vadet e të hollavet të gjakut i caktojn Pleqt e burrat e urtë, qi ndollen aty.

§.979. Vadja e caktueme e të hollavet të gjakut as shtyhet, as luhet.

§.980. Me bâ me dalë mendësh dorërasi e me nisë me lueit me Dorzânët e té hollavet të gjakut e me i sjellë me sot-nesër, do t’i a çojë të zot't të gjakut të hollat në vade të caktueme e detyrsin e qesin në katund, i cilli do t'a ngushtojë lasin e keq me i u pergiegjë detyrës e, po e lypî arsyeja, mùnd t'a giobisin.

§.981. Të hollat e gjakut do t'i epen shpis së të vramit nper dorë të dorzanvet e jo kurr drejt-per-drejt prej dorërasit.

NYE I NJIQINDETRIDHETETETËT.
Buka e gjakut.

§.982. Buka e giakut âsht ajo, kùr ndermjetsit e pajtimit të gjakut me disà prej gjinijet, shokësh e dashamirësh të zot't të glakut t'i shkoin në derë dorërasit per pajtim të giakut e të hajn buken e gjakut të paituem.

NYE I NJIQINDETRIDHETENANDËT.
Kryqi në derë.

§.983. Kanû âsht, 'si të vêhet per fije pajtimi i gjakut e, 'si të bahet buka, të hijn Dorzânët si të gjakut si edhè të të hollavet e të bahet kryqi në derë të dorërasit prej të zot't të gjakut.

§.984. Kryqi në derë âsht shêji i gjakut të pajtuem.

§.985. Kryqi xieret në gùr të prakut t'eper të derës së shpis a nder pregjet e krahvet të derës.

§.986. Kryqin në derë do t'a xjerrin dora e të zot't të glakut.

§.987. Hekurin - sqeparin -, me të cillin u xuer kryqi, kanû âsht me e hjedhë mbi pullaz të shpis së dorërasit.

NYE I NJIQINDEKATERDHETËT.
Vllaznimi (Me pi gjak).

§.988. Si t'u pajtohen zemrat shpijavet të dorërasit e shpis së të vrarnit. Pijn giakun e shoqi-shoqit.

§.989. Marrin dv gota të vogla, i mbushin pergiymsash me ujë a me raki, çohet ndoqii prej dashamirësh e u Iidhë dy gishta të vogjel, i shpojn me gjylpané, tuj bân me lshue ka' nji pikë veçmas nder dy gota.

§.990. Mbasi t'a perziejn gjakun ase, mbasi t'a tundin mirë, i shndrrojn gotat, me me duer kryqzue, i a kojn shoqi-shoqit, tui e pî giakun e njani-tjetrit. - Nder njiml pergzime qesin pushkë e bahen si vllazen te ri njij nânet e babet.

L I B R I I N J I M B D H E T Ë T

**K A N U N I I P L E Q N I S**

NYE I NJIQINDEKATERDHETEPARË.
Tagri e detyra e Pleqvet.

§.991. Plaku i pengut nuk mùnd t'i lypë të falmet e të premet e kanûs, pà e ndreqë pûnen.

§.992. Pleqt jânë a të parët e vllaznive a Krenët e fiseve, zyra e të cillvet âsht e pshtetun në themel të tagrit kanûnar.

§.993. Pa këta nuk mùnd të bahet ndo'i kanûn i ri e as kurrnji gjygj a pleqni, qi do të pershijë a nji vllazni, a nji fis, a edhè nji katund e Flamur.

§.994. Pleq thirren edhè burrat më za per urti e qi jânë regjë nder gjygje e pleqni.

§.995. Per pûnë të veçanta e per të kapme të posaçta, edhè të permendunt mùnd të mirren per pleq pêgjesh e gjygii i bam prej 'tyne âsht i njoftun prej kanûnit, mjaft qi të pleqnojn mbas këtij.

§.996. Pleqt e Kanûs kàn tager me shmangë çdo rragë e kercnim damesh e vraset, kû me urti, kû me fuqi bashkë me katund e nder kercnime të randa fôrt do të lypin krahin e Krenvet e të djelmvet të Flamurit, per të pruin ne mend të dalunin mendësh.

§.997. Pleqt kàn tager me mbledhë katudnin, kùr mos të due kush me i ndêjë gjygjit të folun mbas kanûnit e pà krahambajtje.

§.998. Per pleqni të vogla do të mirren Pleqt në katund permbas v1laznijet e fisit.

§.999. Pleqt e mârrun per me bâ ndo'i pleqni, aty e n'at hov, qi t'u apin zabuken të fjalisunt, tager kàn me bâ gjygj e me e çue deri në mbarim.

§.1000. Jo veç Pleqt ase Krenët e Kanûnit kàn két tager, por edhè Pleqt e çashtjevet të veçanta, 'si t'i ketë zgiedhë kush per pleq, kàn tagrin e permendun.

§.1001. Si t'u epet Pleqvet në dorë pengu i pelqimit, edhè ne u pendojshin të fjalisurit, nuk mùnd t'u a stermarrin pengun, as nuk mùnd t'i ndrrojn ata Pleq.

§.1002. Parimi î kanûnit âsht: "Plak mbi Plak, gjygi mbi gjygj e bé mbi bé kanûja nuk bân

§.1003. Pûnët e randa, qi e vrugnojn nderen e katundit a të Flamurit, do të peshohen prej Pleqvet të katundit e prej Krenvet të Flamurit.

§.1004. Pleqt e Krenët e Flamurit nuk mùnd të kpusin kurrnji gjygi e nuk mùnd të giobisin kend në katund, pà i pasë me vedi Pleqt e Strapleqt e katundit, në të cillin gjindet fajtori.

§.1005. Po ndolli sè duel mendsh nji katund mârrë me gjith Pleq e Vogjli, atbotë ngrehen Krenët e Flamurit me Pleq e Strapleq vllaznish e fisesh e me gjith Vogjli ede e bien ne mend katundin e dalun dore.

§.1006. Po u çue ndoi katund per me u ngrefé luftë Krenvet, Pleqvet. Strapleqvet e Vôgjlis së Flamurit, rien të cillin gjindet, atbotë do të bahet me dieje Dera e Gjomarkut, në zâ të së cillës do të çohen edhè Flamurt tjerë e nen prije të kësaj Dere do të msyhet katundi i dalun dore. edhè e bien në mend me ndeshkime giobësh, nie të xjerrun prej vendit, a edhè me grime katundisht, në pasët bâ kush ndo'i fâj per të grim.

§.1007. Sjelljet e ndeshkimet e permenduna i veshen edhè nji i Flamuri. kùr të dalë dore,me ndryshim qi Flamuri marë nuk mùnd të xieret prej vendit, porsé leçitet prei Flamursh tjeré mjé qi të shtrojë pengun.

§.1008. Kanûnet. qi vên nji katund me Pleq e Vogjli per vedi bj.fi. per hjeksi, pabesni, per vrasë a cubni, as Flamuri e as Dera e Glomarkut nuk mùnd t'u a

luej, mjaft qi mos të trillohen pûnë te reja, qi të jenë kundra vendimevet jetike të kanûnit të Malevet.

§.1009. Nder gjygje e pleqni, qi i perkasin katundit mârrë a njij Flamuri, Pleq të veçanët nuk kàn tager me mârrë neper dorë. - Këto do të peshohen pre.) Pleqvet e Krenvet të kanûs së Katundit e të Flamurit.

§.1010. Po rà në faj nji Plak katundi, do t'a lshojë pengun në dorë të Vogjlis.

§.1011. Po s'u gjegj me shtrue pengun, Vogjlija thrret Krenët e Flamurit e zbashkut e bien n'arsye.

§.1012. Po rà në fâj kush i derës së Gjomarkut, gjygjin do t’i a bâjn Krenët e Vogjlija e të glith Flamurvet.

§.1013. Po rà në fâj ndonji prej Flamurtarësh, do të peshohet prej Krenvet e Vogjlis; e Kreu i Flamurit në faj do të peshohet prej Flamurtarit, Krenvet tjerë të Flamurit e prej Vogjllje.

§.1014. Edhepsé Plak, a Krye, a i Derës së Giomarkut, pengun do t'a lshojë në dorë të Pleqvet e të Vogjlis, po bani kush vàj mbë 'të.

§.1015. Pleqt do të bâjn gjygj pà krahambajtie e pà u thye prej nendoresh a të folmesh prej njanit a tietrit.

§.1016. Po u hetue ndo'i Plak sè e bani gjygjin me krahambajtje e kundra kanûnit, veç pse i thyem prei mendoreve t'anës kundershlare, posë faqes së zezë, s'e mêrr kush mâ per Plak.

NYE I NJIQINDEKATERDHETEDYTË.
Pegjet.

§.1017. "Pengu i lshuem nuk mirret mâ".

§.1018. Pengu âsht nii shêj i landët, qi epet në dorë të Pleqvet gjygjtarë me tager qi të bâjii gjygj mbi ankimet e dy kundershtarvet.

§.1019. Pengu thirret "Pengu i pelqimit a i zabukës".qi don me thânë sè, tuj e dhânë pengun në dorë të Pleqvet gjygjtarë, këta gjinden gati me i ndêjë gjygjit e pleqnis.

§.1020. Pleqnlja e gjygji bam pà pêgje,faqe kanûnit s'kà vjeftje.

§.1021. Para sè të fillohet gjygji, pêgjet do të jenë në dorë të Pleqvet, e të kapunt në padi, pose qi nuk mùnd të luejn mâ, ata lidhen edhè me là opangat, ase Pleqnin e preme prej kanûnit.

§.1022. Per peng xêhet arma, fisheku, ortari a edhè kutija e duhànlt, mjé qi të biejn pêgjet, qi t’i parasohen vjeftjes, per të cillen kapen.

§.1023. Nder pleqni ankimesh, zhgarkimesh a shplfjesh flala e gojës nuk pelqehet per peng, duhet shêji.

§.1024. Fjala peng jét vetem atbotë, kùr t'i flasë kush kuej kaq e kaq, per n'i a ndreqët nj i pûnë.

§.1025. Po i a ndreqi pûnen, të folmen i a kà dptyrë burrit të hueî.

§.1026. Po ngulen Pleqt e pegjevet njani ne mende të vet e tjetri në të ve'n, do t'u siellen Pleqve tjerë, porsé per të prishuna nuk mùnd t'u randohen të fjalisunvet (të zotvet të pegievet).

§.1027. Opangat e Pleqvet do t'i lajn të zotët e pêgjeve, sà njani aq tjetri.

§.1028. Opangat e Pleqvet lahen jo mbas andjes së Pleqvet, por mbas randsis së pleqnis: "Mbas pengut shkoji opangat". - "Mbas gjajet shkojn opangat".

§.1029. Pleqnija e njij paradites kà pêsë grosh. - (heret nuk baheshin pleqnit mbasdite.)

§.1030. Per pleqni të dâme me "gùr", të kapunt do të lajshin kà 10 grosh per pleqni.

§.1031. Para sè t'i a hijn gjygjit Pleqt, do të bâjn két bé: Per két të mirë të Perendis (mbî nji shêj Besimi) e si e bajsha mue më ndimofët, gjygjin nuk do t'a baj me dredhi e me krahambajtje e, mjé ké të m'a mârrë mendja e shpirti, nuk do Vi baj lak kanûnit e gjygjit të drejtë!

§.1032. Jashta katundit nuk kà tager kush me gjetë Pleq.

§.1033. Po duel kush me lypë Pleq në Flamur, nen të cillin gjindet, do të mârrë per Plak nji prej Krenësh e jo prej VogjIijet.

NYE I NJIQINDEKATERDHETETRETË.
Shtim Pleqsh.

§.1034. "Gjygi mbi gjyg" e Plak mbi Plak kanûja nuk bân ".

§.1035 "Në mos të pelqefët gjygji, tek a'Sh.Pali". - "Në mos të pelqefët gjygji, tek a'Gryka e Oroshit". - Dera e Gjomarkut themeli i kanûs".

§.1036. Po i a dorzove pengun Plakut, e ky t'a bani gjygjin, s'ké pse lypë mâ Plak e gjygj.

§.1037. Po s't'a mbushi menden gjygji i Pleqvet, qi ti i zgodhe e i pelqeve, tager ské me e stermarrun pengun t'and as me zgiedhë Pleq tjerë.

§.1038. Po u vojt mendja të zotve të pêgjeve, sè u âsht bâ gjygji pa' rrugë e me krahambajtje, kàn tager mos me i ndêjë pleqnis.

§.1039. Pleqt e parë nuk lshojn pêgjet, porsé këta jânë në detyrë me dlirë vedin, tui jau lshue pêgjet e veta në dorë Pleqvet të dytë të zgledhun prej sish, e mbasi të jau shtrojn gjygjin e bam, do të peshohet prei Pleqvet të dytë.

§.1040. Po e bân të keq gjygjin e Pleqvet të parë, këta të dytët u mârrin pêgjet të fjalisunvet e, posë qi jesin pa' opanga, këta do të lajn opangat e Pleqvet të dytë.

§.1041. Pleqt mùnd të stohen mjé në tri lagje: po s'e kputen gjygjin, atbotë do të hijn nder krenë deri në Derë të Gjomarkut, qi âsht therneli kanûs. Pertej kësaj Dere s'ka.

§.1042. Po duel i mirë gjygji i Pleqvet të pare, pêgjet e para do të lajn dy lagje opangash: Pleqvet të parë e të dytvet.

§.1043. Po ndollen gjygje a pleqni të randa, zhvillimi do të lypet në derë të Gjomarkut.

NYE I NJIQINDEKATERDHETEKATERT.
Porota.

§.1044. Porotë a Poronikë me gojë të kanûnit thirren ata nierz të cillt shenjohen me gisht prej gjygjit, per me bâ bé e nie xjerrë së keq ndokend.

§.1045. Poronikë do të.jené asish:

a) qi mos të jenë gjetë në bé të rrèjshme,
b) qi mos të kênë ndo'i mllef as kundra lagjes, qi bân bé, as kundra asaj qi veshtron bén,
c) qi mos të jené gjind Iloftaré. qi vierrin shpirtin në krrabë per nji mullë bukë.
d) qi, némose me hamende mû nd të diejn ndo'i pûnë, a mùnd t'a hetojn mâ lehtas:
e) s'do të jenë gra, 'sè kanûja s'i xèn.
f) qi mos të jenë të betuem e mnisa.

§.1046. Peregjithsisht beja pà Porotë s'bahet.

§.1047. Parimi i kanûnit âsht: "Beja kà Poroten, Porota kà mundin nder hetime e të lidhmen".

§.1048. Prifti s'çohet në bé; por, me qillue sè i lypet beja, si per me là vedin, si edhè per Poronikë, ky xêhet per 24 vetë.

§.1049. Nji krye i Flamurit, po u thirr në nji bé 24 vetësh, 12 i a nief gjygji e per 12 të panjefun âsht vetë.

§.1050. Aj, qi u prîn Poronikvet në bé,nuk njifet per Poronik. Parimi i kanûs âsht: "Njiqind Poronikë por i zoti s'njifet".

§.1051. Porota nuk shkon në bé, pà i u lidhë i zoti i bés".

§.1052. Aj, qi prîn bés, do t'i lidhet Porotës, qi, po duel beja e rrêjshme, të lajë gioben e Kishës per dhunim të bés se rréjshme, gioben e Flamurit a të katundit, si mbas numrit të Poronikvet e dypernjahen të zot't.

§.1053. Gjygji do të niefin per Poronikë gjind prej vllaznijet e prej katundit t'atij, qi do t'i prijë bés.

§.1054. I zoti i bés do t’u shkojë Poronikvet të niefun per derë, per me i bâ me dieje se gjygji i kà niefé per betarë.

§.1055. Poronikët e panjehun, qi i gjen vetë i zoti i bés, ne gjygj e para Pleqvet do t’i kallxojé emen per emen, si i kallxuen atij të njefunt.

§.1056. Edhè Paronikvet të paniefun do t’u shkojë per derë i zoti i bés per me u kallxue, sè i kà zgjedhë per betarë.

§.1057. Gjymsen e Poronikvet i njefë gjygji, e gjymsen tjeter i gjen i zoti i bés.

§.1058. Pleqt, mbasi t'a njefin Poroten, do t’i thonë të zot't të bés qi, per ne pasët dyshim prej ndonjanit nder Poronikë të niefun, sè kishte me e lânë Iidhë prei ndo’i reset a mllefit, të kallxojë aty.

§.1059. I zoti i bés, si të diftojë arsye të themelta per niânin a tjetrin nder Poronikë të njefun, Pleqt e gjygjit jânë në detyrë me i ndrrue.

§. 1060. Ndrrim Poronikësh mùnd të bahet mjé në tre vetë, por jo mâ.

§. 1061. Dita e bés i caktohet Porotës, e i zoti i bés âsht në detyrë me e mbledhë.

§. 1062. Porota, para sè të shkojë në bé, do të perpiqet me bâ hetime kû të mundet, me e shqyrtue të zon e bés, qi mos të shkojë në bé të rrêjshme.

§.1063. Porota kà tager me bâ hetimet e veta e, po kje çeshtja e padis teper e rigatrrueshme, kà tager me e shty bén mjé në gjashtë muej, tuj vijue nder hetime.

§. 1064. Per ngatrrime të randa fôrt e qi kapin hapët, Porota kà tager me e shty bén, edhè me vjetë.

§. 1065. Si të két bâ hetimet e veta' Porota e, si t’i két hullë fjalët haj per me e lirue me bé të shpifunin, haj me e lânë lidhë, s'kà pse shtrydhet, a njanen a tjetren do t'i a kallxojë të zot't të bés.

§.1066. Edhè nji nder Poronikë, 'si mos të ndigjojë me e bâ bén, i zoti i bés jét lidhë.

§.1067. Kanû âsht, qi nji Poronik a edhè mâ, qi nuk don me bâ bé, do t’i a shndoshë zêmren të zot't të bés, edhè me bé, ne e lypët, sè nuk e lajn lidhë prej ndo'i mllefit a mnijet, por vetern prej' drojet e dyshimit të mos shkoin në bé të rrêjshme.

§.1068." Po hàngri bukë Porota, bén e kà të bame".

§.1069. Po u mblodh Porota, edhè hàngri buken e bés, i zoti i bés del i pafai; Porotes s'i jét tjeter veç me shkue në bé.

§.1070. Po e là buken pà hànger Porota,

i zoti i bés jét në faj.
§.1071. Po s'u gjegj zhgarkuesi me ardhë në ditë të caktuerne, per me pà bén, i shpifuni mundet me fjetë në qetsi, sè me bukë të hàngerme prej Porotet, ajo duel i pafaj.

§.1072. Porota do t'i thotë zhgarkuesit a të vîjë me pà bén, a të qesë kapucarin.

§.1073. Zhgarkuesi, edhè ne u perpushët ndo'i ditë, së mbarmit, a do të shkojë me pà bén, a do të qesë kapucarin.

§.1074. Porota, per ne u mbledhët me bâ bén jashta ditës së caktueme, s'kà tjeter bukë, por shkon në bé e derdhet në pûnët të vet seicilli.

§. 1075. Në ditë, qi do të bahet beja, do të pranojn edhè Pleqt e gjygjit të bam.

§. 1076. Beja do të bahet me két rend:

a) prîn në bé i zoti, per me i a shndoshë zêmren Porotës,
b) mbas këtij do të bâjn bé ata, qi e kàn mâ afer me giak;
c) mandej bâjn bé Paronikët e njefun prei gjygjit.
d) së mbramit Poronikët e paniefun.

§.1077. Fjalët e bés do të shqyptohen pà ndrrim e sikursè i kà niefé e rreshtue gjygji i Pleqvet.

§.1078. Të giithë sà Poronikë të jenë, do të bâjn bé, tui e pshtetun doren mbë shêj të besimit, perposë në falët a në jashtofët kend per nderë vetë i zoti gjâs.

Oroe:
Dukagjini, Malsija e Gjakovës e sà krahina tjera Poroten e njefin disà per "dorë bejet" në Kishë, e disà tjera e lajn per "me ndigiue bén".

NYE I NJIQINDEKATERDHETEPESËT.
Kapucari.

§.1079. Kapucar thirret aj, i cilli difton fajin e ndokuej, si bj.fj. ndo'i viedhni të mshefne, a ndo'i vrasë të hupne permbas hetimeve, qi bân .

§.1080. Kapucari peregjithsisht nuk del faqe, a ndollë sè del edhè çiltas.

§.1081. Kapucari do të ketë kpucët e veta permbas të folmevet të zot't të gjâs se vjedhun a të gjakut të hupun.

§.1082. I zoti i gjâs së viedhun a i gjakut të hupun, para sè t'i flasë kpucë kapucarit, do të shkojë në katund të pandehunit do të mârrë dy shokë të tij e bashkë me 'ta. do t'i shkojë tê dera, per me lypë arsye prej tij.

§.1083. Si mos t'i vêhet kurrsesi i pandehuni, i zoti i gjàs do t'i kallxojë sè do të flasë kapucarin në shpinë të tij.

§.1084. Po i thà i pandehuni, sè âsht i lirë të flasë kapucari sà të duei po duel në fâj, kpucët e foluna kapucarit do t'i lajë ky.

§.1085. Po i foli kush kpucët kapucarit pà e bâ me dieje të pandehunin, edhè në dalët fajtuer ky, kpucët e foluna prei të zot't të gjâs pergjymsash do t'i lajn.

§.1086. Kpucët e kapucarit jânë me dorë në bé, qi mos të randohet i pandehuni me teprime të foluna, edhè në dalët në fâj.

§.1087. Kanûni i pergjithët âsht, qi kpucët e kapucarit nuk mùnd të kalojn çmimin e gjâs së hupun.

§.1088. Gruen s'e xên kanûja per kapucar.

§.1089. Kapucarija e hershme me dorë në bé kishte 50 mié në 500 grosh.

§.1090. Kapucari i gjetun në rrênë do të late gjân e huej ne vend të cubit. (Dukagjini)

NYE I NJIQINDEKATERDHETEGJASHTËT.
Pagesa e Kapuctarit.

§.1091. Kapucarlt i nepen kpucë:

- per gjak të hupun 1500 grosh
- vath, shpi et 1 të ihyem 500
- mushk 1000
- kàl 500
- ogiç 500
- kà hullijet 400
- thi të mbajtun 500
- lopë të barrës 150
- gomar 150
- mzat 100
- dele e dhé 25 grosh
- viç të njomë 25
- thi 23
- edhe e kingj 10

§.1092. "Kapucari hjekë bén". Po duel kapucar nji burrë i’ndershem, beja nuk i epet të pandehunit, do t'apë arsye.

§.1093. "Kapucari xjerrë gjân e hupun". Si të tumiret kapucari prej Pritëtarvet, i pandehum jét në faj, e do t’i a kthejë gjân të zot't si mbas kanûnit.

NYE I NJIQINDEKATERDHETSHTATËT.
Pritëtarët e Kapuctarit.

§.1094. Pritëtarë ' jânë ata, zyra e të cillvet âsht me bâ hetimet e dhunshme, tuj e rrethue kapucarin me të pvetuna të shpeshta, tuj a vû menden, mos po bân lak nder diftime e mos t’i zhgarkohet kuej.

§.1095. Pritëtarët do të jenë nierz të ndershem, t’urtë e veshtakë, e të rregjun nder shqyrtime e hetime.

§.1096. Pritëtarët do të jenë prej asish, qi gjygji i kà niefë per Poronikë.

§.1097. Si s'a'kanû, qi kapucari të dalë çiltas, ashtû kà tager kapucari me lypë me emen disà prej Poronikësh, të cillvet u xên besë mâ fôrt sè nuk e qesin.

§.1098. Parase të fillojn me bâ hetîme, Pritëtarët do t'a vêjn në bé kapucarin, qi do të kallxojë drejt, pà krahambajtje e pà mllef.

§.1099. Mje në tri lagje Pritëtarësh mùnd t'a shqyrtojn kapucarin.

§.1100. Gjithsà herë të flasin Pritëtarët me kapucarin, msheftas do të flasin.

§.1101. Po thà kapucari, sè ajo gjâ e vjedhun âsht shitun, Pritëtarët do të dergojn gjin den per hetime.

§.1102. Po thà kapucari, sè gjaja e vjedhun âsht pré, Pritëtarët do të lypin nji shêj prej tij, bj.fj. nji copë lkurë, brynat, a ndonji gjymtyrë tjeter.

§.1103. Si të tumiren diftesat e kapucarit prej Pritëtarvet, mohimet e cubit a të gjaksit, edhèpse të rrêjshme, nuk mùnd t'i ndalin kush deri tê beja: por Porota kà tager me i ndalë doren e mos me e lânë me shkue në bé të rrêjshme.

§.1104. Po duel kapucari i dyshuem faqe Pritëtarvet, tuj kênë ky në të drejtë, e duel edhè e kapi per krahi cubin a gjaksorin, kpucët i kà të preme 500 grosh mié në 1500 grosh.

§.1105. Pritëtarët do të bâjn bé mos me qitë kapucarin per të gjallë, posë sè në dashtë me dalë vetë

NYE I NJIQINDEKATERDHETETETËT.
Burrat e Malevet të Shqypnis në kuvend.

§.1106. Kuvendi âsht nji bashkim fisit a fisesh me Krenë, Pleq, Sterpleq e Vogjli a Djelmni të dheut, qi kanë qellim me rrahë ndonji çashtje a me lidhë ndonji besë.

§.1107. Kuvendet bahet pjesnisht a edhè pergjithsisht.

§.1108. Kuvende të pjesshme jânë ato të katundeve, në të cillat mârrin pjesë Pleq, Sterpleq e Vogjlija e njij katundi.

§.1109. Të pjesshme thirren edhè ato kuvende, në të cillat bashkohen të gjith Pleqt e Sterpelqt e Vogjlija e Fiseve të ndryshme qi sundohen prej njij Kreut.

§.1110. Kuvende të pergjithshme jâné ato, në të cillat bashkohen Pleq, Sterpleq, Vogjli me Krenë e me Derë të Gjomarkut.

§.1111. Nder kuvende, gjygje e peshime mârrin pjesë:

a) Dera e Gjomarkut t'Oroshit,
b) Krenët e fisevet,
c) Pleqt e fisevet e të katundevet,

d) Sterpleqt e fiseve e të katundevet;
e) Djelmnija e Vogjlija e të gjitha fisevet;
f) Kasneca fisesh,
g) Giobtarë.

NYE I NJIQINDEKATERDHETENANDËT.
Vende kuvendesh.

§.1112. bashkime kuvendesh mbahen a nder oborre Kishësh, a nder rrenime të vietra faltoresh, a në zemer të vendit.

1. Mirdita në Sh. Pal a në Grykë t'Oroshit.
2. Lura tu Kisha në katund të vjeter.
3. Thkella tu Kroni i Fikut në Perlatai.
4. Matia në Lis.
5. Malsija e Lezhes (Zhuba) në Molung, ké Dardha Kerbucë.
6. Dibra ?
7. MaIsija e Krues në bendë.
8. Malslja e Tiranës në Martanesh.
9. Malslja e Elbasanit?
10. Laberila (Arbërija)?
11. Arbënija në Larushk.
12. Kurbini në Djerr të Selitës, në Laç Sebaste.
13. Luma në Bicaj.
14. Hasi?
15. Malsija e Gjakovës tu Vorret e Shalës.
16. Dukagjini në Koder të Shen Gjergjit (Shosh).
17. Puka tu Qyteti i Pukës.
18. Postripa në Qytet tu Xhamija (Drishte).
19. Mbishkodra tu Kisha e Brigjes Rapshë.
20. Kelmendi në Qafé të Berdelecit.
21. Capa (Zadrima) në Dajç.

?? Nikaj në Merteur tu Kisha e Nikajvet.
?? Merteur e Krasniqe tu Blîni i kuvendit (Selîmaj).

§.1113. Burrat e bashkuern në kuvend rrijn në gjymës rrethit: ashtû qi të mùnd të shofin shoqi shoqin e po u thirr kush. të két shteg per me u dukë nder Krenë e Pleq.

§.1114. Burrat e dheut në kuvend rriin t'armatisun.

§.1415. Sà te jené në kuvend burrat e dheut, s'kà tager kush i huej me u perzie nder 'ta.

§.1116. Nder gjygje e peshime Krenët e Pleqt rrijn në vedi e Vogjlija në vedi.

§.1117. Krenët e Pleqt rrijn në kuvend mbas prijet e tagrit.

§.1118. Në kuvend, sà të flasë niani, t'jerët do të ndigiojn e të heshtin.

§.1119. Çashtjet e vogla e të kapmet, qi kà katundi shoq me shoq, Pleqt e katundit bashkë me Sterpleq e Vogjli kan tager me i zhgarkue.

§.1120. Çashtjet e randa, qi i perkasin njij fisi mbarë, do të peshohen e do të pleqnohen prej Krenvet të fisit bashkë me Pleq, Sterpleq e Vogjli.

§.1121. Çashtjet, qi i perkasin njij krahine mârrë - ase shtetit, - do të peshohen nder kuvende të pergjithshme: "burrë per shpi".

§.1122. Fiala e randë nuk bahet në kuvend.

§.1123. Kanûja s'bân qi të shahet kush në kuvend, po bani kush két pûnë, do të giobitet mjé në 5 desh.

§.1124. Po i thà kush kuej, se rréné ne kuvend, do të giobitet mjé në 500 grosh.

§.1125. Po i a shkrepi kush kuej armen në kuvend, shpija i digjet e siellsi i armés grihet kuvendisht e shkon gjakhupës.

NYE I NJIQINDEPESËDHETËT.
Dera e Gjon Markut.

§.1126. Dera e Gjomarkut âsht themeli i kanûs.

§.1127. Xen kryet e vendit në çdo vend e kuvend.

§.1128. Nuk mùnd të leçitet.

§.1129. Nuk mùnd të sodumet.

§.1130. Nuk mùnd té xieret prej vendit.

§.1131. Pertei kësaj Dere s’kà vazhdim çashtjesh.

§.1132. Ka tager me mledhë krenë e Vogjli në rasë të kuvendevet të pergjithshme.

§.1133. Sà herë t'a lypë nevoja kà tager me derdhë kasneca per të grishun të dheut "burrë per shpi" e me i mbledhë në Sh.Pal.

§.1134. Në çdo gjygj a pleqni kà tagrin e fjalës së kputne.

§.1135. Ka tager me sodumë e me xjerrë prei vendit.

§.1136. Ka tager me dnue per dekë: "kortarët jânë të fisevet, kryet âsht të Gjomarkut".

§.1137. Ka tager me i a hjekë prijen a parin atii, qi të xéhet në hjeksi e tradhti të vendit. -Porse nuk mùnd t’i epet kuei jashta vllaznijet, tu kênë trashigim plangçuer-tagruer.

§.1138. Ka tager pjese në çdo giobë.

§.1139. Ka tager mbi 500 grosh per çdo vrasë.

§.1140. Para sè të dalë me krenë e Vogjli të fisevet, per zbatim të kanûnevet ndeshkimore, do t'a shtrojë pengun, e po u gjet në ndonji fâj, do të pergjegjet si mbas kanûnit.

§.1141. Do t'i vêhet giobës si çdo nenshtetas.

§.1142. Kur del per paitim të dheut, kà tager mbë "Razogj" (dy hae bukë).

§.1143. Po u lyp per Poronik cillido i kësaj Dere, xêhet per 12 të panjehun.

§.1144. Kur të dalë n'ushtri, kà tager prije e urdhnimi.

§.1145. Per faje, qi j'âne per une zjarmi, edhè két Derë e perket lima (sà me bâ shêj).

NYE I NJIQINDEPESËDHETEPARË.
Krenët e fisevet.

§.1146. Krenët jânë të parët e fiisevet.

§.1147. Krenët jânë me plang.

§.1148. Sè i cilli krye kà tager mbi fis të vet: "Kortarët jânë të fisevet, kryet âsht të Giornarkut".

§.1149. Nder gjygje e pleqni mbrenda i rrethit të njîj kreut, nuk mùnd t'i perzihen krenët e fisevet tjera.

§.1150. Kreu i fiisit, bashkë me Pleq e Vogjli të vllaznive kà tager me mbajtë kuvende me lidhë besë, me bâ gjygie, me giobitë e me leçitë.

§.1151. Kreu i fisit nuk mùnd të paditet nder krenë të fisevet tjera e nuk mùnd t'a ngushtojë kush per gjygie e pleqni të bame.

§.1152. Kreu i fisit nuk mùnd të bajë vendime a pleqni mbi vendime të kanûnit.

§.1153. Po bani kush vàj mbë krenë, këta do të peshohen pre j PIeqvet e Vogjlis së vendit, a edhè prej Deret të Giomarkut.

§.1154. Kreu i njij fisi s'kà tager me djegé, me sodumë, me gri, me xierré prej vendit. Lypet Dera e Glomarkut me krenë e Vogili të fisevet tjera.

§.1155. Per të giobitun e të leçitun të njij kreu, mjaftojn Pleqt. Sterpleqt e Vogiliia e fisit.

§.1156. Me u çue kush prej VogjIijet e me vrà ndonji prej krenësh a Gjiomarkajsh, bjen në gjak si per vrasë të çdo njerit.

§.1157. Kreu i fisit, si çdo njerl prej Vogjlljet, mùnd të giobtet, mùnd të digjet, mùnd të leçitet, mund të sodumet, mùnd të grihet é mùnd të xieret prej vendit.

§.1158. Kah pronet e pasunija, kje në fushë, në bjeshkë e në vrri, do të shikjohet

tagri plangçuer i sè të cillit.

§.1159. As dera e Glomarkut, as krenët e fisevet e as Pleqt e katundevet s'munden me pasë ndonji tager mbi gjâ e pasuni të tjervet.

§.1160. Vogjlija e fisevet s'i kà detyrë as kreut e as Derës së Gjomarkut të dhetë e telozen.

Oroe:
Krenët (Flamurtarët) e Malsis së Glakovës: Nikaj, Mertuer, Gash e Krasniqe., kàn tager mbi nii rend t'ujit (vadë) prej kujrijet, posë atij, qi kàn si çdo shpi.

NYE I NJIQINDEPESËDHETEDYTË.
Pleqt e katundevet.

§.1161. Sè i cilli katund kà Pleqt e fisit.

§.1162. Pleqt e katundit kàn tager me mbledhë katundin në kuvend.

§.1163. Pleqt e katundit nuk kan tager me giobitë as me leçîtë kend, pà pelqim të Sterpleqvet e të Vogjlis.

§.1164. Pleqt e katundit nuk perjashtohen prej zyrevet të katundit, as prej angarijet e prej

punve të perbashkta.

§.1165. Pleqt e katundit nuk perjashtohen prej ushtrijet.

§.1166. Me rà në faj Plaku i katundit, do t'u a shtrojé pengun Sterpleqvet e Vogjlis.

§.1167. Po i u randue katundi me Pleq ndonjij fisi, Plaku i të randuemit kà tager me e mprojët edhè me krenë të fisevet tjera.

NYE I NJIQINDEPESËDHETETRETË.
Sterpleqt.

§.1168. Sterpleqt mbajn anen e Vogjlis.

§.1169. Sterpleqt kàn tager me çue zanin, kùr të shofin sè po randohet Vogjlija me gjygje e pleqni kundra kanûnît.

§.1170. Sterpleqi bashkë me Vogjli a Djelmni fisesh jânë giobtarë.

NYE I NJIQINDEPESËDHETEKATERT.
Giobtarët.

§.1171. Giobtarë thirren ata, të cillt nemen të kuvendit mbarë reshten në vath të gjâs së të giobitunit, per të mârrë aq krenë desh a qe si mbas të premes së gjygjit të krenvet, të Pleqvet, e të Vogjlis.

§.1172. I zoti i vathit nuk guxon me i ndalë giobtarët qi mos t'i hijn në vath.

§.1173. Po bani két pûnë, burrat e kuvendit dynden të gjithë edhè i brumbullaksohen në derë.

§.1174. Po bani sè bani flalë i zoti i gjâs, kàn tager me i a shtue gioben.

§.1175. Giobtarët zgiedhin vetë desh e qe per giobë e i zoti i gjâs nuk mùnd t'i ndalin.

NYE I NJIQINDEPESËDHETEPESËT.
Zani i vogjlis nder gjygje.

§.1176. Po s'i pelqej Vogjlija të dâmet e krenvet e të Pleqvet, kàn tager mos me u ndej ënë 'to.

§.1177. Krenët e Pleqt do të vêhen rishtas në peshim të punvet.

§.1178. Po e tumiren gjygiin e krenvet e të Pleqvet Vogjlija, kanû âsht qi të bertasin njij zani: "kamba e huej, kaptinat t'ona".

NYE I NJIQINDEPESËDHETEGJASHTËT.
Leqija.

§.1179. Me leçitë, me gojë të kanûnit, don me thànë: me dà, me lânë mbas dore e me shkepë njij shpi, tuj i a hiekun çdo tager, hir e nderë, si kah katundi, si kah Flamuri.

§.1180. Katundi kà tager me leçitë, por jo me xjerrë prej vendit.

§.1081. Kapucari do të két kpucët e veta permbas të folmevet të zot't të gjâs se vjedhun a të giakut të hupun.

§.1182. Me djegë, me sodumë e me gri s'kà tager as katundi pà flamur e as flamuri pà katund.

§.1183. Rasët per me leçitë kend jânë:

a) Kur mos të duei kush me u lidhë me besë me katund a flamur,
b) kùr të shes kush katundin e vet me hieksi e trathti,
c) kùr t'i pervaret kush njij gjygjit a vendimti të folun kuvendisht prej katundit a flamurit;
d) kùr të bajë kush ndo'i faj të dhûnshem në katund, në flamur a jasht këtyne e mos t'i shtrohet gjygjit,
e) per dhûnë të barne jashta katundit a flamurit, po s'u gjegj fajtori me shtrue pengun në katund e në flamur të vet, këta hjekin dorë prej 'tij, tuj u a lânë shtegun të lirë gjithnjatyne, qi kjahen mbë'të të bâjn shka të duen me 'të.

§.1184. Po nguli katundi edhè i a ndali doren flamurit në të djegun a në të sodumun të njij faqeziut, qi vrugnoi katundin a Flamurin me ndo'î dhûnë teper të shemtuerne, flamuri kà tager, a me leçitë at katund, a me mbledhë flamurt tjerë,

per me e prû në mend.

§.1185. Po e là veç me të leçitun, as merr e as nep me 'të, mié qi t'i shtrohet gjygjit e giobës.

§.1186. Si t'i a shtrojë pengun flamuri katundi i pervarun, flamuri e giobitë mbas peshimit të fâjit.

§,1187. Shpin e fâjtorit e djegin, esodumin me bîmë e me dhé, e shkaktarin e fâjit të dhûnshem e grijn kuvendisht me gjakhupës e robët i a xjerrin prej vendit.

§.1188. Po kje mbrapshti teper e dhunshme e sherntueshme, posë të diegunit, të sodumit, të grimunit e të xjerrunit prej vendit, flamuri edhè Shpin i a pret.

§.1189. E premja e shpis âsht, kùr ti zhgulin gurët e kater skepeve të shpis per rrâzë, themelit. - Kjo bahet, mbasi të digjet shpija.

§.1190. E premja e shpis në kanû shenjon, sè gjindj a e asaj shpij e j ânë të xj errun prej vendit me lang e plang e pergjithmonë, e perkrah flamuri xêhen të dalun fare.

§.1191. Pasunija e tundshme u bahet giobë e e patundshmja do të jesë zmojle (djerr), per kullosë të flamurit.

§.1192. Me të leçitun nuk mundet kush i katundit me marre e me dhânë; e, po muer e dha kush, jét i leçitun edhè aj e bjen n'ato ndeshkime si i leçituni.

§.1193. Trajta e të leçitunit âsht njikjo: "Me dà kend per mort e per gjellë". - "Me leçitë kend per mort e per darsem e per uhàn e miellit".

NYE I NJIQINDEPESËDHETESHTATËT.
Zjarmi, të sodumt e të grimunt.

§.1194. Digjet, sodumet, grihet katundisht xieret prej vendit me lang e plang:

a) aj, i cilli i shpifet në pûnë të randë a vên dorë a vret Priftin;
b) kush vret mikun në besë, grihet, giobitet, digjet e xieret prej vendit:
c) kush vret per fis, digjet, giobitet e xieret prej vendit
d) kush vret mbas pajtimit të gjakut, digjet, giobitet e xieret prej vendit,
e) kush vret "Vra e hup". digjet, giobitet e xieret prej vendit;
f) kush vret gjaksin në besë të vet.. grihet,digjet, giobitet e xieret vendit,
g) kush vret të kushrinin, per me u bâ i zoti î pasunis së tij, grihet, digjet, giobitet e xieret prej vendit,
h) kush t'i lajë mbrendë fajtorët e Flamurit, digjet, giobitet e xjeret,
i) aj fis, qi nuk prin mbë fajtorët, giobitet e leçitet.

§.1195. Po râ kush në ndonji këso fajesh, grihet katundisht, giobitet, digjet, pernët i prehen, kopshti e veshta i sodumen e xieret prej vendit me lang e plang.

§.1196. Per Prift të vràm gjaksi xieret prej vendit per gjithherë e per faje tiera, qi i permendem, xieret per 5-15 vjetë.

§.1197. Unen e zjarmit e spaten nuk mùnd t'i qesë kush në pûnë (as katundi, as Flamuri e as Dera e Gjomarkut) per posë doret të zot't të shpis, qi rà në faj.

§.1198. Dora e fajtorit do të bajë shêj në të djegun e në të sodumun, tuj i shqyptue flalët e dokshme: "I mârrsha të ligat katundit e Flamurit".

§.1199. Po s'u gjegj ky me bâ shêj me zjarm e askush tjeter i shpis së fajtorit. Plaktu i fisit do t'i thotë ndokuej, qi e kà fajtorin mâ ngiat e detyra e këtij âsht me mârrë unen e spaten e me i pri katundit e Flamurit në rrênim, permbas të cilit katundi e Flamuri marë do të vêjë dorë n'at rrênirn.

Oroe

E djegmja e shpis per çdo vrasë nuk kà kênë: kjo pûnë kà hi në veprim vonë. - Qeverija tyrke e qiti ne veprim e kasnecija e sa shpijave të forta, me të zi qi e priti két pûnë. - E kerkuemja e giakut prej shpis së dorërasit marë nuk kà kênë; két e dishmon edhè fjala e kanûnit "Giaku per gisht": por, per me mârrë gjakun mâ letas, e pershin mashkullimin e shpis marë deri të damët zjarmit n'ato 24 orë. Vende-vende qiten në pûnë edhè "LEÇIN" e gjakut, tuj pershi vllaznin marë. Per çdo vrasë shpija e dorërasit do të late giobë, do t'u epte bukë djelmve e Flamurit e në Mirditë do të late dorërasi 500 grosh Derës së Gjomarkut.
Lakmimi i pares i disà krenve e djelmve të Flamurit në shoqni të Pleqvet i shtuem edhè i rriten disà pûnë, sà per me mbushë kuleten e mullen.

NYE I NJIQINDEPESËDHETETETËT.
Lajmtari.

§.1200. "Laimtari nuk bân faj, nuk xêhet.

§.1201. Lajrntar thirret aj, i cilli çon ne vend porosin e derguesit.

§.1202. Lajrntari dergohet:

a) pre' n» shpije të veçanët tê tietra;
b) prei nj ii katundi tê tjetri,
c) prej niij flamuri tê tjetri.

§.1203. Laimtari bân flalen e niij shpije, të njii katundi a të nij flamuri.

§.1204. Lajmtari nuk e mêrr pergjegjen mbi vedi as tê lagja, qi e dargon, as tê lagia, së cillës i dergohet; âsht bajsi i fjalvet të porosituna.

§.1205. Lajrntari do të jét i lirë n'udhë të vet.

§.1206. Lajmtarit nuk i xêhet per faj flala e folun, sepsé flet n'emen t'atij, qi e dergon.

§.1207. Lajmtari âsht miku i derguesit e, po e gjet gjâ sà të jét në két zyre, i pritet mik derguesit.

§.1208. Me u pré lajmtari i njij shpije, pretari bien në gjak me shpi, qi e dergon.

§.1209. Me u pré lajmtari i njij katundi, pretari bjen në gjak me katund.

§.1210. Me u pré lajmtari i njij flamuri, pretari bien në gjak me flamur, qi e dergon.

§.1211. Me u pré lajmtari permbas fjalës së njij flamurit tjeter, bien në glak flamuri me flamur.

§.1212. Me e pré laimtarin nji 1 katundit të tij, pretari grihet katundisht.

NYE I NJIQINDEPESËDHETENANDËT.
Kasneci.

§.1213. Kasnec a i lajm thirret aj, i cilli hapë e lajmon urdhnat e Kretu të fisit a per derë, a prej njij patalokut të caktuem prej Kreut, prej Pleqsis e prej Vogjlijet.

§.1214. Zyra e kasnecis âsht plangçore e trashiguese.

§.1215. Kasneci i fisit do t'i a derdhë zanin e ftimit mârrë fisit prej Patalokut të caktuem.

§.1216. Kasnecat e katundevet do të shkojn per derë, kùr të lypen "burrë per shpi".

§.1217. Në çdo rrezik a kercnim kasneci do të gjindet gati me i dhânë "kushtrim" fisit.

§.1218. Kasneci me gjithë shpi âsht i perjashtûem prej ushtrijet.

§.1219. Kasneci 'nuk mùnd t'u mnjanohet punvet e zyrevet të perbashkta të katundit të vet.

§.1220. Edhè në ndollët Kasneci i xânun nder zyre të fisit a të katundit, gjindja e shpis së tij do të dalin në pûnë të katundit.

L I B R I  I  D Y M B D H E T Ë T

## **S H L I R I M E  E  P E R J A S H T I M E**

KRYE I NJIZETËTETRETË.
Pjestarët e perjashtimevet.

KRYE I NJIZETËTEKATERT.
Deka.

§.1221. Kanûni i Malevet të Shqypnis shliron e perjashton: I. Kishen:

a) prej çdo teloznet,
b) prej dhetimit të tokvet e të gjâs sëgjallë;
c) prej giobet e çdo ndeshkimit,
d) prej çdo angarije kah katundi e flamuri,
e) e bân pjestar në çdo giobë,

f) ndoren e ndermjetsin i a ruen.

§.1222. - Il. Priftin, i cilli:

a) âsht jashtûem prej ushtrije,
b) po u lyp në bé, vehtja e tij xêhet per 24 Poronikë,
c) po vrau kend, s'ndiqet per giak, prîndja e tij biejn në gjak,
d) s'ndjekë kend per gjak të prîndës.

§.1223. - III. Krenët e Flamurit:

Pô u lyp per Poronik nii nder Pleq të mdhaj, vehtja e tij xêhet per 12 Poronikë të paniefun.

§.1224. - IV. Kasnecat: Jashtohen prei ushtrije.

§.1225. - V. Farketarët: Jashtolien prej ushtrîje.

§.1226. - VI. Të vorfnin - djalë të vetem, qi i kà mbetë mbi krye shpija e e âma -: âsht i jashtûem pre ushtrije.

§.1227. - VII. Gruen: mos-pelqimi i saj kah kanûjà:

a) per Plak,
b) per Kapucar,
c) per Poronik, as beja s'i gjegjet,
d) s'kà za as vend në kuvend,
e) s'kà trashîgim as tê prîndja as tê burri,
f) nuk ndiqet per gjak;
h) ndermjetsija s'i dhunohet.

§.1228. - VIII. Virgjinat (femnat, qi veshen si burrë): S'veçohen prei grash tjera, posë qi jânë të liar me ndêjë nder burra, porsé pà tager zanit e kuvendit.

§.1229. - IX. Deken:

Ata, qi kàn deken në shpi, jashtoehn prej çdo pûne si kah katundi si kah flamuri, si edhè kah të reshunt e ujit të mullijvet. Ket tager e kàn prej kanûnit per nji javë ditë rresht. - Si të mbushet java, do tu pergjegien detyrvet si kah katundi si kah Flamuri, edhè në kjofèt krye a Dera e Giomarkut.

§.1230. Kanûni i Malevet nuk bân qi t'i shkaktohet kuej trazim mbi trazim.

§.1231. Kur t'i desë kush njij shpije në katund, per nji javë ditë rresht - mbas deket - nuk mùnd t'i bzajë kush tê dera per kurrnji pûnë, qi t'a ketë vendi me e bâ katundisht.

§.1232. Jaslitohet me gjith giinden e shpis prej çdo angarije si kah katundi, si kah flamuri, si edhè prej vijash t'arve e të mullinit.

§.1233. Po desht kush me pritë per "krye shndosh" perte javen, të presë: porsé krye tetë ditësh kanûja i a don pûritorin me kênë edhè i Derës së Gjomarkut.

§.1234. Si të des kush, do të dergohen lajmtarët, per me thirré ne mort.

§.1235. Tu bâ gjâmë burrnimi, grrishten edhè tundin krahnorin.

§.1236. Grat vaitoin, por nuk grrishten.

§.1237. Porsa të vêjn kamben në katund të të dekunit miqt, do të vêjn në krye jakzat e gjurdijavet.

§.1238. Kanû âsht me bâ gjâmë mbë të dekunin tri herësh. tuj persritun fjalen "I mjeri unë!" nandë herësh.

§.1239. Burrnimi nuk bertasin mbë gra, por po i biri mbë t'âmen e i vllai nbë të motren.

§.1240. Kur të niset kush per me shktie në mort, nuk thotë "Lamtumirë", as i thotë kush "Udha e marë".

§.1241. Tuj kalue rrâzë vorresh, pûntorvet, qi çilin vorrin, nuk u thohet "puna e mbarë!"

§.1242. Në kjoshin miq, u shndoshin kryet, kjenë shokë, u thonë: "a u lodhët, or juni?"

§.1243. Si shokët e katundit të të dekunit, si miqsija, 'si të pijn kafen, kupzen e pshtesin në tokë, tuj thânë: "Zoti ju dhashët gajret!" - '’Per të mirë" nuk thohet.

§.1244. Të treten ditë mbas deket, kushdo qi të vîjë,lë per "Krye shndosh" si mbas kafjet, si edhè mbas buket thotë: "Zoti ju dhashët gajret! Per të mirë mbas sodit!" - Nuk thohet: "Ju shtrofèt per të mirë!"

§.1245. Gjâmatarët rreshtohen, tuj perba gjymës rrethit me ftyrë kah i dekuni.

§.1246. "Perejellsat me të dekmin nuk mùnd t’i kaloin kuej per derë, posë në kjofët udha e madhe a udhë katundi".

§.1247. Tuj dredhue prej vorresh, s'do të ndalet kush n'udhë, por do të shkoiё fill në shpi të të dekunit.

§.1248. Si të mbrrijn n'oborr, u dalin perpara shokët e shpis së të dekunit, u mbajn armët, u qesin ujë duervet pà hi në shpi e u prijn ké treveza, per me hànger Drekë.

§.1249. Pa krye së hàngermit të gjith, nuk do të ngrehet kush prej buke.

§.1250. Si të çohen prej buke, do të dalin jashtë të gjithë e lain duert para derës së shpis në shekë, e cilla do të gjindet plotë me ujë.

§.1251. Miqt, qi grishten ftyre në dekë të mikut nuk do t’i lain faqet e pergjakuna as në shpi, as në katund të të dekunit e as per udhë, por ,si të mbrrijn në shpi të vet.

§.1252. Zija per të dekun të shpis (per burrnim, por jo per gra.) do të mbahet nji vjetë.

§.1253. Per fmi nuk mbahet zija.

§.1254. Zija hiqet a per ndo'i të kreme, qi lutet me miq, a per ndo'i ditë të motmotit.

§.1255. Në drekë do të gatuej bukë grueja e vêjë.

§.1256. Grueja me burrë nuk mùnd të gatuej në drekë, as me qitë ujë duervet, as me qitë raki e as bukë me thye.

§.1257. Po ju desht grues me burrë të gjall me gatue në drekë, në darsem nuk mùnd të gatuej.

§.1258. Grueja e vêjë nuk mùnd të gatuej në darsem, as nuk mùnd të qesë ujë duervet, as raki, as me thye bukë, as me veshë e me iu afrue nuses.

§.1259. Me ardhë në shpi të prîndes në pasi bija e martueme e me dekë aty n'at kohë, drekët do t'i bajë prîndja. Të prishunat e drekvet do t'i bajë shpija e prîndës e jo e burrit.

§.1260. Po u dha ndo'i ndimë shpija e mikut, kjo xêhet nderë në kanû, por jo detyrë.

§.1261. Me u çue prîndja e me bajtë trupin e dekun të së bîs së vet në shpi të burrit, katundi e giobitë per at siellje shnjerzimi.

§.1262. Né, rrios pasët me sè me shti në dhé të bin e vet prîndja, vllaznija e fisi do t'i apin uhà.

§.1263. Të prishunat e uhat e drekvet do të lahen në krye të mojit, 'si të hîjë i dekuni në dhé, e nuk mund të shtyhen pertej.

Botuar në www.lezha.net